# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 351• VITI 33 • SHKURT 2020 • XHUMADEL-UHRA / REXHEB 1441 • ÇMIMI 1 €




**Foto nga fjala e Myftiut të Kosovës Naim ef. Tërnava
në ceremoninë mortore të dëshmorit Abedin Krasniqi, 10.06.1989, Bardh i Madh.**




## Myftiu Tërnava uron qytetarët e Kosovës me rastin e 12-vjetorit të Pavarësisë së vendit

*Të dashur qytetarë*

Kremtimi i 12-vjetorit të Pavarësisë së vendit tonë - Republikës së Kosovës, përveçqë më bën krenar, në të njëjtën kohë me jep kënaqësi të veçantë që, në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, institucioneve të saj dhe në emrin tim personal, t'u drejtohem me mesazh urimi qytetarëve të Republikës së Kosovës dhe jo vetëm këtyre, por të gjithë shqiptarëve kudo që gjenden me përgëzimet më të mira, duke lutur Zotin e madhëruar që t'u jap mbarësi në shtetin e tyre të lirë e sovran, që nesër më 17 shkurt mbush 12 vjet.

17 Shkurti është ditë që na bënë krenarë për të kaluarën tonë, të sotmen dhe sigurisht do të na bëjë krenarë edhe për të ardhmen tonë.
Në këtë ditë të rëndësishme për Kosovën kujtim , mirënjohje e respekt përjetë heronjve dhe luftëtarëve të pavarësisë së vendit tonë!

*Myftiu i Kosovës*
*Naim ef. Tërnava*

## Në këtë numër:







**DITURIA ISLAME**

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**

Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**

Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, dr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.

**Sekretar në redaksi:**

Dr. Rexhep Suma

**Lektor & Korrektor:**

Ilmi Rexhepi

**Redaktor artistik & teknik:**

Bashkim Mehani

**Adresa:**

Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.

Tel & Fax: +383 38 224 024

email: dituriaislame@hotmail.com

dituriaislame@yahoo.com

www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**

Evropë 25 €

Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**

Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë

***"E kush mundet të jetë më mizor se ai që në xhamitë e All-llahut pengon të përmendet emri i Tij (të bëhet ibadet) dhe përpiqet për shkatërrimin e tyre.."***

(El-Bekare, 114)

# Çështja e Palestinës

*Marrja e vendimit për ndarjen e Palestinës pati ndikim negativ në Palestinë dhe te populli i saj. Në vend të qetësimit të atmosferës, miratimi i rezolutës 181 më 29 nëntor të vitit 1947 e ngriti tensionin dhe, në mënyrë direkte, bëri që vendi të hynte në njërën nga fazat më të dhunshme të historisë së tij. Në momentin kur njerëzit e kuptuan se KB-ja kishte votuar në favor të ndarjes të Palestinës, rendi dhe ligji u kolapsuan. Kaosi që pasoi, shkaktoi luftën e parë arabo-izraelite dhe nxiti spastrimin e palestinezëve.*

*Me aprovimin e Rezolutës 181 nga ana e KB-së më 29 nëntor 1947 për ndarjen e Palestinës dhe me formimin e shtetit të Izraelit më 14 maj 1948, me qindra mijëra palestinezë mbetën menjëherë pa shtet në atdheun e tyre. Sipas Rezolutës 181, Palestina u nda në këtë mënyrë: 56 % e vendit, duke përfshirë pjesën më të madhe të vlefshme të bregut të detit, i takoi Izraelit, kurse 44% e pjesës së mbetur, duke përfshirë pjesën e ngushtë të bregdetit të Rripit të Gazës, gjysmën e Galilesë, lartësinë e Judës dhe të Samarisë dhe një pjesë e vogël e Negefit, i takoi Palestinës.*

*Autori i njohur izraelit, Ilan Pappe shkruan: "Nëntë muaj pasi britanikët kishin lajmëruar vendimin e tyre për largim, palestinezët kishin qenë në mëshirën e organizatës ndërkombëtare (KB), që kishte qenë e gatshme të shkelte të gjitha të drejtat dhe të ofronte zgjidhje që palestinezëve iu dukën joligjore dhe të pamoralshme..."*

*Sipas Rezolutës 181 të dy shtetet do ta fitonin pavarësinë pas fazës kalimtare që do të zgjaste dy vjet, gjatë së cilës Britania do të vazhdonte të sundonte Palestinën nën mbikëqyrjen e Organizatës së Kombeve të Bashkuara. Në shtetin arab që do të përbëhej prej Xhelilit perëndimor, zonës malore të Nablusit dhe rrafshinës bregdetare që shtrihej prej Usdudit në jug e deri në kufirin me Egjiptin. Në shtetin çifut që do të përbëhej prej Xhelilit Lindor, Merxh ibn Amirit, pjesës më të madhe të rrafshinës bregdetare dhe rajonit të Bir Sebit që përfshin Nekbin. Rajoni i Jerusalemit dhe periferia e tij do të mbeteshin nën protektoratin ndërkombëtar. Të dy shtetet do ta fitonin pavarësinë pas fazës kalimtare që do të zgjaste dy vjet, gjatë së cilës Britania do të vazhdonte të sundonte Palestinën nën mbikëqyrjen e Organizatës së Kombeve të Bashkuara. Pranimi i 150 mijë të shpërngulurve në shtetin e propozuar hebre, në çdo muaj nga 5 mijë të shpërngulur çifutë.*

*Me aprovimin e Rezolutës për ndarjen e Palestinës, KB-ja e shpërfilli plotësisht përbërjen etnike të popullatës. Sikur OKB-ja të vendoste që territori, në të cilin izraelitët e shpërngulur u vendosën në Palestinë, t'i përgjigjej madhësisë të shtetit të tyre të ardhshëm, atyre nuk do t'u takonte më shumë se 10 % e tokës. Por OKB-ja pranoi kërkesat nacionaliste të lëvizjes sioniste ndaj Palestinës dhe u përpoq që t'i kompensonte çifutët për shkak të holokaustit nazist në Evropë. Si rrjedhim, lëvizjes sioniste i dha një shtet që përfshiu mbi gjysmën e territorit të Palestinës.*

*Dr. Ajni Sinani*

*Fjalimi i Myftiut Tërnava në konferencën ndërkombëtare ndërfetare në Zagreb*

# Karta e Mekës duhet të na shërbejë si busull orientimi

S'ka dyshim se Allahu e krijoji njeriun dhe e bëri atë mëkëmbës mbi sipërfaqen e tokës dhe nga mirësia e Tij nuk e la që ai të sillet në këtë botë si një krijesë e cila nuk e di qëllimin final të krijimit. Zoti i dërgoi bashkësisë njerëzore pejgamberë dhe shpallje për t'i treguar rrugën e cila duhet ndjekur si në besim ashtu edhe në jetën e përditshme.

Njeriut, si krijesa më e përsosur dhe e pajisur me cilësi, virtyte e moral të lartë ndryshe nga krijesat e tjera në tokë, me të drejtë i takojnë edhe përgjegjësi të shumta e të natyrave të ndryshme.

Ndaj, me të drejtë Zoti kërkoi prej njeriut që ai të respektohet dhe të respektojë të tjerët, duke respektuar besimin, ngjyrën, racën, gjuhën, vendin, kulturën, civilizimin, adetet e zakonet, që posedojnë shoqëritë njerëzore dhe kombe të shumta në botë.

E themi këtë gjithherë duke u mbështetur në fjalën e Zotit: *"O ju njerëz! Ne ju kemi krijuar prej një mashkulli dhe një femre, ju kemi bërë popuj e fise që të njiheni mes vete, ngase më i ndershmi, më fisniku tek Allahu është ai që ka frikën ndaj Tij"*.

Bazuar në këtë që u tha më lart, shohim gjendjen e përgjithshme jo të mirë, e cila po mbretëron në botë, mes shteteve, politikave të tyre qofshin të brendshme apo të jashtme, ekonomiko-sociale, kulturore, apo të natyrave të tjera mes kombeve të shumta.

Kjo gjendje ka shtyrë shoqëri të shumta, nëpër shtete të ndryshme të botës, që të shkojnë deri te përleshja e civilizimeve dhe kulturave. Mosrespekti i besimeve mes vete, ka bërë që ne mesin e shumë popujve të ketë urrejtje, zili, mosdurim, ekstremizëm, radikalizëm, dhunë, terror, vrasje e krime të shumta.

Krijimi i gjendjes së mosdurimit në mes popujve me njëri-tjetrin, qofshin edhe te një besimi, me këtë rast atij mysliman, çoi deri te shkatërrimi i monumenteve të besimit, të kulturës, të civilizimit, ku u shkatërruan edhe shumë xhami, kisha, sinagoga, shkolla e të tjera, por ndodhën edhe shumë vëllavrasje dhe gjakderdhje të pakuptimta.

Kjo gjendje e krijuar vuri në lëvizje shumë mekanizma ndërkombëtarë, qofshin ata politikë apo fetarë, në ndaljen e dhunës e krimit, në ndaljen e gjakderdhjes dhe në qetësimin e situatës në rajonet e luftës.

Lidhja botërore Islame me seli në Mekë, si asnjëherë më parë vuri në lëvizje tërë mekanizmin e saj, duke thirrur me një zë, me në krye sekretarin e përgjithshëm të saj shumë të respektuar dr. Muhamed Isa që, mes njerëzve, shoqërive dhe popujve, të rikthehet paqja, lumturia, harmonia, respekti ndërfetar, duke u larguar nga çdo lloj ekstremizmi, radikalizmi, i cili, nëse nuk kontrollohet, çon në terrorizëm.

Nisur nga kjo, mund të themi se sekretari i përgjithshëm nuk la gati asnjë vend pa vizituar në botë për përhapjen e këtij mesazhi të paqes e të natyrës njerëzore dhe për një vëllazërim të shoqërive pa dallim. Për këtë dëshmon edhe madhështia e mbajtjes së konferencës në Mekë, më datën 27-29, 2019, ku morën pjesë më se 1200 dijetarë e studiues nga bota mbarë.

Në këtë konferencë u nxor edhe





“Karta e Mekës”, bazuar në kondität dhe në përmbajtjen e “Kartës së Medinës”, e cila u nënshkrua mes Pejgamberit tonë Muhamedit a.s. dhe pjesëtarëve të kombeve e besimeve të ndryshme, e cila edhe sot është model për konfirmimin dhe vërtetimin e vlerave të bashkëjetesës dhe për vendosjen e paqes mes bashkësisë njerëzore pa dallim.

Kështu veproi Muhamedi a.s. e kështu na porosit të veprojmë edhe ne, ngase njerëzit, pavarësisht çfarë besimi kanë dhe vendit ku jetojnë apo ngjyrës që posedojnë, kanë një origjinë të përbashkët dhe të gjithë janë të barabartë.

Karta e Mekës duhet të na shërbejë si busull orientimi në shtjellimin dhe shpjegimin e fesë, larg çdo indoktrinimi, ekstremizmi apo radikalizmi, ngase Islami është fe e paqes, e humanitetit, e afërsisë dhe e respektit mes njerëzve.

Assesi nuk është e drejtë të gjykohet Islami si fe ekstremiste, ashtu siç janë duke tentuar t’i japin ngjyrë disa nga të padijshmit dhe islamofobët.

Nuk mund dhe nuk është e drejtë të gjykohet shoqëria islame apo myslimanët në përgjithësi, duke u bazuar në disa vepra kriminale e terroriste të individëve apo grupeve e klaneve për interesa të ngushta të tyre, qofshin ato individuale apo grupore, duke u mbështetur kinse në emër të fesë, siç është organizata terroriste “ISIS” e shumë grupe të tjera terroriste radikale nëpër shtete të ndryshme, të cilat nuk kanë asgjë të përbashkët me atë që posedon Islami.

Kam bindjen e thellë se konferencat e shumta që po mbahen nëpër botë, me qëllimin e edukimit të mirëfilltë fetar islam dhe të rrënjosjes së vëllazërisë njerëzore mes njerëzve, do të japin rezultatet e pritura.

Duhet ta kemi dijen dhe guximin e të ballafaqohemi me gjendjen e krijuar, në veçanti në mesin e disa shteteve dhe shoqërisë islame për ndërprerjen e konflikteve, luftërave dhe vëllavrasjeve mes vete.

Nisur nga kjo gjendje e krijuar, duhet të jetësojmë porositë e “Kartës së Mekës” në veten tonë, në familje, çerdhe apo kopshte fëmijësh, shkolla fillore e ato të mesme, fakultete, katedra shkencore, xhamia, kisha e në sinagoga, nëse dëshirojmë që gjendja e përgjithshme të ndryshojë për të mirë.

Lidhja Botërore Islame është duke e bërë të pamundshmen që porositë dhe deklaratat e këtyre konferencave të jetësohen te masa e gjerë botërore.

Të nderuar të pranishëm, ndoshta do t’ju duket e çuditshme, por një pasuri dhe virtyt e vlerë që posedon kombi im shqiptar është për t’u respektuar nga të gjithë. Te ne si shqiptarë, në historinë tonë mijëvjeçare, asnjëherë nuk ka ndodhur që të kemi ndonjë ekses, konflikt apo mosmarrëveshje fetare mes nesh, edhe pse posedojmë kryesisht tri fe, Islamin, fenë katolike dhe atë ortodokse.

Ndaj, kombi shqiptar brenda trojeve ku ai jeton, edhe pse i ndarë padrejtësisht, mund të merret si model që duhet ta ndjekin edhe shumë shtete të botës.

Bashkëjetesa dhe respekti ndërfetar është begatia më e madhe që posedon kombi im, por edhe Kosova ime.

*I nderuari sekretar i përgjithshëm i Lidhjes Botërore Islame, dr. Muhamed Isa! Të nderuar të pranishëm!*

Faleminderit edhe për këtë konferencë, faleminderit për kontributin që po jep lidhja Botërore Islame për ngritjen e zërit të arsyes dhe për largimin nga të gjitha ideologjitë, të cilat shkojnë në dëm të shoqërive e besimeve dhe që janë në kundërshtim direkt me porositë kuranore, me porositë e Muhamedit a.s. dhe me natyrën e të qenit njeri.

Lidhja Botërore Islame kohëve të fundit është prijatare në këtë fushë dhe po shpalos frymën dhe fytyrën e vërtetë të Islamit.

Faleminderit shtetit të Kroacisë, i cili është një prej shteteve të rralla ne Evropë, ku vërtet respektohen besimet pa dallim.

Të nderuar të pranishëm, Kosova mund të jetë mikpritëse e një konference të këtij niveli, ndaj gjithherë jeni të mirëseardhur!

*Ju faleminderit,*

*Myftiu i Kosovës: Naim Tërnava*

*05\02\2020*

*Fjala e Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava në ceremoninë mortore të dëshmorit Abedin Krasniqi, më 10.06.1989 në Bardh të Vogël*

# Shpirti i bardhë i dëshmorit të Kosovës, Abedin, është i gjallë

Me emrin e Allahut, Mëshiruesit të përgjithshëm, Krijuesit të kësaj gjithësie, i cili në Librin e Tij të shenjtë, ndër tjerash, thotë: “Dhe kurrë mos thoni për ata të cilët vdesin për liri se ata janë të vdekur. Ata janë të gjallë, gjallëria e tyre është prezente tek ju, por ju atë nuk e hetoni .” [El Bekare,154]

Ndaj, edhe shpirti i bardhë i dëshmorit të Kosovës, Abedin, është i gjallë dhe dheu nuk ka mundësi asnjëherë ta mbulojë. Gjithherë do të jetë me ne, gjithherë do të na përqafojë, gjithherë do të na jep impulse të reja për çlirimin gjithëkombëtar!

*Të nderuar vëllezër dhe motra!*

Nëse të gjithë dëshmorët e Kosovës i pyesim se a dëshirojnë edhe një herë të kthehen në këtë tokë të shenjtë, kishin me u përgjigj se po.

E ku është arsyeja?

Që edhe njëherë të rrokin armët, të luftojmë për çlirimin definitiv të kësaj toke të shenjtë!

Perëndia diti që të na krijojë apo ka mund të na krijojë edhe diçka tjetër, mirëpo dëshira e Tij ishte të na krijojë vetëm shqiptarë, aso çfarë jemi, andaj mburremi para botës se jemi shqiptarë.

Në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës,

Në emër të Këshillave të Bashkësisë Islame të të gjitha komunave të Kosovës,

Në emër të Shoqatës bamirëse "Sami Frashëri",të Kosovës

Në emër të Shoqatës së Ulemave të Kosovës,

I shprehim ngushëllimet tona familjes së Abedin Krasniqit dhe njëherit i bëjmë me dije sadizmit serb se Bashkësia Islame do të angazhohet me pjesëtarët e saj, deri në njeriun e fundit, për çlirimin definitiv.

Allahu të gjithëve na ndihmoftë dhe shpërbleftë.

Dhe puna më e ndershme, puna më e madhe dhe më krenare në këtë jetë tek njeriu është që te Ai të bie dëshmor për tokën në të cilën Ai e krijoi.

*Lavdi martirit!*



*Fjala e Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava në ceremoninë mortore të dëshmorit Besnik Restelica nga Podujeva mbajtur 23 vite më parë në vitin 1997*

# Duhet ta mbajmë besën e dhënë Krijuesit të Gjithësisë, dhe besën e dhënë atdheut tonë

*Bismilahirrahmanirrahim*

*Me emër të Allahut, Mëshiruesit të përgjithshëm.*

Të nderuar vëllezër e motra. Të rikujtojmë një thënie të Perëndisë kur thotë: "Dhe mos thoni për ata të cilët vdesin në rrugën e Allahut, në rrugën e mbrojtjes së vendit e atdheut se ata janë të vdekur. Ata janë të gjallë, mirëpo ju gjallërinë e tyre nuk e hetoni. [El Bekare,154].

Andaj edhe shpirti i dëshmorit tonë që e kemi pranë duhet edhe më të çelikos bindjen tonë, zemrat tona, shpirtrat tanë, mendjen tonë, që besën e dhënë Krijuesit të Gjithësisë, dhe besën e dhënë atdheut tonë ne duhet ta mbajmë dhe të gjithë së bashku të jemi, t'i bashkojmë qëllimet tona, idealet tona dhe të mos lejojmë që dikush të hynë në mesin tonë. Ngase i dërguari i fundit i Allahut xh.sh., thotë; "Ai i cili na tradhton neve ai nuk është prej neve".

Andaj, duhet të gjithë të kemi parasysh se vërtet kemi një përgjegjësi jashtëzakonisht të madhe, para vendit ku na krijoi Allahu, para tokës e cila na ushqen, para gjirit të nënës që na bëri këmbë e duar, mirëpo duhet të kemi në hatër se do të kemi përgjegjësi edhe më të madhe ndaj Perëndisë nesër, kur do të dalim për të dhënë llogarinë përfundimtare. Na ka krijuar të lirë dhe duhet të jetojmë të lirë, të mos lejojmë që ne të jetojmë të robëruar.

Andaj, me punën tonë të vazhdueshme në të gjitha fushat pavarësisht ku është duhet të jap kontributin e vet dhe duhet të tregoj se do të qëndrojmë besnik kësaj toke të shenjtë ku na krijoi Perëndia. Edhe me këtë rast duke përcjell Besnikun tonë, dëshmorin tonë, se vërtetë edhe prindërit ja paskan zgjedh një emër të bukur. Se vërtet besnik i mbeti kësaj toke dhe vërtet Besnik do të jetë edhe te Perëndia nesër.

*E Perëndia e shpërbleftë me xhenet, me parajsë (Amin)!*



Sabri Bajgora

# Komentimi i sures Llukman – (6)

## Qortimi i idhujtarëve për shkak të shirkut të tyre dhe sqarimi se rruga që ndjekim besimtarët është shpëtim, kurse ajo që ndjekin jobesimtarë është humbje

أَلَمْ تَرَوْا أَنَّ اللَّـهَ سَخَّرَ لَكُم مَّا فِي السَّمَاوَاتِ وَمَا فِي الْأَرْضِ
وَأَسْبَغَ عَلَيْكُمْ نِعَمَهُ ظَاهِرَةً وَبَاطِنَةً ۗ وَمِنَ النَّاسِ مَن يُجَادِلُ فِي
اللَّـهِ بِغَيْرِ عِلْمٍ وَلَا هُدًى وَلَا كِتَابٍ مُّنِيرٍ ﴿٠٢﴾ وَإِذَا قِيلَ لَهُمُ
اتَّبِعُوا مَا أَنزَلَ اللَّـهُ قَالُوا بَلْ نَتَّبِعُ مَا وَجَدْنَا عَلَيْهِ آبَاءَنَا ۚ أَوَلَوْ
كَانَ الشَّيْطَانُ يَدْعُوهُمْ إِلَىٰ عَذَابِ السَّعِيرِ ﴿١٢﴾ وَمَن يُسْلِمْ
وَجْهَهُ إِلَى اللَّـهِ وَهُوَ مُحْسِنٌ فَقَدِ اسْتَمْسَكَ بِالْعُرْوَةِ الْوُثْقَىٰ
ۗ وَإِلَى اللَّـهِ عَاقِبَةُ الْأُمُورِ ﴿٢٢﴾ وَمَن كَفَرَ فَلَا يَحْزُنكَ كُفْرُهُ ۚ
إِلَيْنَا مَرْجِعُهُمْ فَنُنَبِّئُهُم بِمَا عَمِلُوا ۚ إِنَّ اللَّـهَ عَلِيمٌ بِذَاتِ الصُّدُورِ
﴿٣٢﴾ نُمَتِّعُهُمْ قَلِيلًا ثُمَّ نَضْطَرُّهُمْ إِلَىٰ عَذَابٍ غَلِيظٍ ﴿٤٢﴾

*"A nuk e dini se Allahu nënshtroi për Ju çka ka në qiej dhe çka ka në tokë dhe ju mbuloi me mirësitë e Tij të dukshme e të padukshme? E megjithatë ka prej njerëzve që polemizojnë për çështjen e Allahut pa kurrfarë dijenie, pa kurrfarë udhërrëfyesi dhe pa pasur libër të ndritshëm. Dhe kur atyre u thuhet: 'Ndiqni atë që e shpalli Allahu' ata thonë: 'Jo, ne ndjekim atë, në të cilën i gjetëm prindërit tanë!', ani pse shejtani i thërret ata në dënimin e Zjarrit! Kush i dorëzohet Allahut, me tërë qenien e tij, duke qenë punëmirë, ai tashmë është kapur për lidhjen më të fortë, dhe vetëm tek Allahu përfundon çdo çështje. Sa për ata që nuk besojnë, ti (o Muhamed), mos u pikëllo nga mohimi i tyre. Tek Ne është kthimi i tyre e Ne do t'i njoftojmë për atë që kanë bërë. Me të vërtetë Allahu është në dijeni për atë çka ka në zemra. Ne do t'ua mundësojmë të kënaqen pak (në këtë botë) e pastaj do t'i hedhim në dënimin e ashpër (në botën tjetër)"* – (Llukman, 20-24).

## Lidhja e këtyre ajeteve me ato paraprake

Në ajetet paraprake, ishim dëshmitarë të këshillave edukative të Llukmanit të urtë drejtuar të birit, në të cilat është skicuar rruga e një besimtari të devotshëm e të sinqertë, duke filluar nga njëshmëria, respekti dhe mirësjellja ndaj prindërve, falja e namazit, urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja e deri te ecja me modesti dhe folja më zë të ulët, ndërsa tash në këto ajete shohim qortimin nga ana e Allahut për idhujtarët, për shkak të mosbesimit të tyre, të cilët thoshin se ata vazhdojnë të pasojnë rrugën e të parëve të tyre, pavarësisht se ajo rrugë ishte humbje e qartë. Në këto ajete ka edhe njëlloj qetësimi të zemrës së Resulullahit s.a.v.s. që të mos brengosej e as të mos pikëllohej për shkak të mohimit të idhujtarëve, sepse në fund, të gjithë do të kthehen e do të dalin para Allahut për t'u marrë në llogari për veprat e tyre.

**Mëshira e Allahut ndaj njeriut ishte e pakufishme, sidomos, pasi që ky mori përsipër amanetin-fenë, të cilin për shkak të peshës dhe rëndësisë, refuzuan ta pranonin qiejt, toka dhe kodrat.**

## Koment:

*20. A nuk e dini se Allahu nënshtroi për Ju çka ka në qiej dhe çka ka në tokë dhe ju mbuloi me mirësitë e Tij të dukshme e të padukshme? E megjithatë ka prej njerëzve që polemizojnë për çështjen e Allahut pa kurrfarë dijenie, pa kurrfarë udhërrëfyesi dhe pa pasur libër të ndritshëm.*

*Këto fjalë, i Madhërishmi ua drejton mbarë njerëzimit, por në veçanti ato u adresohen idhujtarëve dhe mohuesve të njëshmërisë së Tij. Ky qortim vjen për shkak të kufrit dhe mohimit të njerëzve, edhe përkundër argumenteve të panumërta në këtë gjithësi, se Allahu është Krijuesi i vetëm i tërë këtij Universi. Ftesa e Allahut drejtuar idhujtarëve, që të vrojtonin argumentet në qiej e në Tokë dhe tërë atë që ua ka nënshtruar njerëzve, nuk e ka kuptimin vetëm të vrojtimit me sy, sepse ata për çdo ditë e shihnin*




*Diellin, Hënën, yjet, kodrat etj., por ishte ftesë që të shikonin me sytë e zemrës e të mendjes, pra të meditonin për madhështinë e këtij Universi të krijuar nga i Lartmadhërishmi, dhe pastaj të besonin me përulësi.*[1]

Mëshira e Allahut ndaj njeriut ishte e pakufishme, sidomos, pasi që ky mori përsipër amanetin-fenë, të cilin për shkak të peshës dhe rëndësisë, refuzuan ta pranonin qiejt, toka dhe kodrat. Mu për këtë arsye, Allahu xh.sh. u tregua i mëshirshëm dhe bujar ndaj njeriut, të cilit ia nënshtroi çdo gjë në qiej e në tokë, dhe e mbuloi atë me të mirat e Tij të pakufishme, duke ia plotësuar këto mirësi pafundësisht. Të mirat e Allahut ndaj nesh janë të panumërta, të dukshme dhe të padukshme, shumë prej tyre i shohim dhe i dimë, po edhe shumë prej tyre as i shohim e as i dimë.[2] A thua, përse këta idhujtarë nuk u ndalën e të mendonin për një çast të vetëm me logjikën e shëndoshë, se kush ua nënshtroi diellin që i ngroh me dritën dhe rrezet e tij, duke qenë së bashku me shiun që njom tokën me ujin e pijshëm, burime esenciale për jetën e tyre; Kush ua nënshtroi Hënën, nëpërmjet fazave të së cilës matnin kohën dhe vitet? Yjet në qiej i bëri udhërrëfyes të udhëtimeve të tyre natën, nëpër shkretëtirat e pafundme ashtu edhe si edhe në det, ua dhuroi shëndetin e ua nënshtroi edhe kafshët shtëpiake nga të cilat kanë dobi në ushqim dhe pije, ndërkohë që u dhuroi edhe shumë mirësi të tjera që nuk shihen dot me syrin tonë si: mendjen, gjallërinë, ajrin, gjumin etj.

Ashtu siç kemi parë më herët, në ajetin e 11-të kësaj sureje (Llukman), Allahu xh.sh. iu drejtua këtyre mohuesve me fjalët: *"Ky është krijimi i Allahut! Më tregoni, pra, se çfarë kanë krijuar të tjerët pos Tij? (Asgjë) Por keqbërësit janë vërtet në humbje të plotë."*, me qëllim që t'i vetëdijesonte ata se krejt këtë që e ka krijuar Ai, e nënshtroi për dobi të njerëzve, dhe ju sërish shtireni si të shurdhër e të verbër ndaj argumenteve Tona dhe nuk besoni?!

Kur jemi tek mirësitë e Allahut ndaj nesh, ato vështirë se edhe mund të numërohen, por sa për ilustrim do të sjellim një hadith ku përcillet se Ibn Abasi e kishte pyetur të Dërguarin e Allahut se çfarë synohej me mirësitë e dukshme dhe çka me ato që nuk shihen, ndërsa Resulullahi s.a.v.s. i kishte thënë: *"Mirësi e dukshme (e prekshme) është Islami dhe morali yt i lartë, kurse e padukshme (që nuk shihet) është ajo çka ta mbulon Allahu prej veprave të tua të këqija"*[3]

Dijetarët në lidhje me mirësitë e dukshme kanë përmendur: shëndetin, moralin e lartë, kurse nga ato të padukshme, mendjen, njohurinë dhe intelektin. Disa të tjerë kanë thënë se mirësi e dukshme është çdo gjë që shohin sytë tanë nga pasuria, pushteti, autoriteti, nënshtrimi ndaj Allahut me gjuhë e me zemër, kurse e fshehtë është dituria e dhuruar nga Allahu, besimi i paluhatshëm në Allahun, dhe bindja e fortë e cila e mbron njeriun nga rënia në mëkate.[4]

Por, megjithatë, edhe përkundër të gjitha këtyre mirësive, ka ende njerëz që polemizojnë për Allahun nëse Ai ekziston apo jo? Nëse do të ketë ringjallje pas vdekjes apo jo? Nëse do të ketë ndëshkim dhe shpërblim? Nëse do të ketë Xhenet dhe Xhehenem, etj.?! Që të gjitha këto pyetje, ishin pasojë e mosdijes dhe injorancës e cila i kishte mbërthyer zemrat e errësuara të jobesimtarëve të asaj kohe. Por, këta njerëz, të cilët Kurani i ka portretizuar si të padijshëm e injorantë, nuk kufizohen vetëm me kohën e zbritjes së Kuranit, por i përfshin të gjithë njerëzit e sojit të tillë deri në Ditën e fundit të kësaj bote. Këta kur flasin, nuk kanë asnjë argument të qëndrueshëm në pretendimet e tyre, as nuk pasojnë mësimet e ndonjë udhërrëfyesi

(pejgamberi) e as mbështeten në ndonjë libër hyjnor, i cili do t'ua ndriçonte rrugën e errësuar, por e pasojnë verbërisht intrigën e shejtanit. Ata edhe atëherë po edhe tash, janë fiksuar vetëm pas një gjëje, të pasojnë pikë për pikë baballarët dhe të parët e tyre në humbjen dhe *dalaletin* e tyre, ndonëse Allahu dhe i Dërguari i Tij i thërrasin në udhëzim dhe në dritën e së vërtetës.

*21. Dhe kur atyre u thuhet: 'Ndiqni atë që e shpalli Allahu' ata thonë: 'Jo, ne ndjekim atë në të cilën i gjetëm prindërit tanë!', ani pse shejtani i thërret ata në dënimin e Zjarrit!*

Edhe pse Allahu i Madhërishëm ua bën me dije njerëzve, në këtë rast idhujtarëve-jobesimtarëve që të ndiqnin atë që ka shpallur Allahu, dhe se Ai ka nënshtruar çdo gjë për ju në këtë ekzistencë, një pjesë e tyre vazhdojnë të jenë në humbëtirë, duke u mbështetur në atë se ndje-kin rrugën e të parëve të tyre, duke besuar në idhuj. Këta në fakt ndjekin vetëm epshet e tyre dhe rrugën që ua trason shejtani i mallkuar, për t'i devijuar ata nga e vërteta.

Ky në fakt është ai imitimi i verbër në pasimin e së kotës, dhe i cili ia pamundëson njeriut që ta shohë dritën e së vërtetës, i cili për pasojë pati shkatërrimin e shumë popujve në të kaluarën. Në lidhje me këtë përfundim të keq, flasin edhe ajetet 22-25 të sures *"Ez-Zuhruf"*: *"Jo, por ata thonë: 'Ne i kemi gjetur etërit tanë në këtë fe dhe ne po ndjekim gjurmët e tyre'. Po ashtu, në çdo vend që Ne kemi dërguar paralajmërues para teje, pasanikët e atij vendi thoshin: 'Ne i kemi gjetur etërit tanë në këtë fe dhe po ndjekim gjurmët e tyre'. (Çdo i dërguar) thoshte: 'Po sikur unë t'ju kem sjellë një udhëzim (fe) më të mirë se ajo në të cilën i gjetët të parët tuaj?!' Ata thoshin: 'Ne nuk i besojmë asaj me çka jeni dërguar!' Atëherë, Ne hakmerreshim kundër atyre, prandaj shiko si ka qenë përfundimi i femohuesve."*

**Përse njerëzit të jetojnë të përhumbur në letargji, kur Kurani, si Fjalë e Allahut, i fton të zgjohen dhe të hapin sytë e mendjes e të mos e pasojnë të kotën, symbyllazi.**

Në pjesën e fundit të ajetit: "... *ani pse shejtani i thërret ata në dënimin e Zjarrit!"*, shohim një ironi, çuditje dhe habi, por njëkohësisht edhe një përçmim për mendjet e sëmura të idhujtarëve, që nuk po e pranonin të vërtetën, sepse nuk ka gjë më të shëmtuar sesa ta pasosh rrugën e shejtanit, e cila të shpie përjetësisht në zjarr të Xhehenemit, kur para vetes i ke të shfaqura horizontet e dritës e të udhëzimit.[5]

Misioni i shejtanit të mallkuar është pikërisht ashtu siç e ka përshkruar Allahu xh.sh. në këto ajete: *"O ju njerëz, s'ka dyshim se premtimi i Allahut është i vërtetë, pra të mos u mashtrojë juve jeta e kësaj bote dhe të mos u mashtrojë juve ndaj Allahut ai i mashtruari (shejtani). Shejtani është armik i juaji, pra edhe ju konsiderone armik, ai e thërret atë grupin e vet, vetëm për t'i bërë banues të zjarrit."* – *(Fatir, 5-6)*.

Prandaj, përse njerëzit të jetojnë të përhumbur në letargji, kur Kurani, si Fjalë e Allahut, i fton të zgjohen dhe të hapin sytë e mendjes e të mos e pasojnë të kotën, symbyllazi. Megjithatë, madhështia e krijimit të njeriut është pikërisht liria e tij në vepra, andaj, ai që do, ndjek të vërtetën dhe shpërblehet, e ai që do të kundërtën, dhe pason pasionet e ulëta, ndëshkohet. Drejtësia e Allahut është absolute, sepse askujt në asnjë rrethanë, nuk ia imponon besimin me dhunë.

*22. Kush i dorëzohet Allahut, me tërë qenien e tij, duke qenë punëmirë, ai tashmë është kapur për lidhjen më të fortë, dhe vetëm tek Allahu përfundon çdo çështje.*

E kundërta e këtyre mohuesve kryeneçë, të cilët nuk hezitonin të polemizonin për Allahun, janë besimtarët, zemrat e të cilëve janë të dëlira nga zhiblat e shirkut e të mosbesimit. Këta ia kanë dorëzuar tërë qenien e tyre Allahut fuqiplotë, jo nga frika, por nga respekti dhe dashuria, sepse Ai që i krijoi, ua dhuroi edhe udhëzimin, edhe do t'i ngrejë nesër në gradat e Xhenetit. Ata që zemrat e tyre i lidhin me besimin në Allahun Një, duke qenë njëkohësisht edhe vepërmirë, këta janë kapur për lidhjen më të fortë, nga e cila kurrë nuk zhgënjehen, sepse Ai që ua ka premtuar Xhenetin, është Allahu i Lartmadhërishëm, i Cili kurrë nuk i thyen premtimet e Tij. Fjala *"Urvetul-vuthka"* - sipas dijetarëve ka për qëllim: "Dëshminë se nuk ka Zot tjetër pos Allahut; Kuranin; Islamin si udhëzim; apo dashurinë për hir të Allahut"[6], dhe që të gjitha këto, ndikojnë që zemra e besimtarit të lidhet fort me Allahun, lidhje e cila kurrë nuk dobësohet, përkundër sfidave dhe vështirësive të jetës. Togfjalëshi *"Urvetu-l vuthka"* si term, është përdorur edhe në ajetin 256 të sures *"El-Bekare"*: *"S'ka detyrim në fe, sepse tashmë është sqaruar e drejta nga e shtrembra! Ai që mohon idhujt (dhe gjithçka që adhurohet në vend të Allahut) dhe beson në Allahun, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk këputet kurrë. Allahu dëgjon dhe di gjithçka"*, si vërtetim se lidhja me Allahun është lidhja dhe besatimi i pashkëputur,[7] është rruga e shpresës dhe e mirësisë, si në këtë botë, ashtu edhe në botën e ardhshme.



*23. Sa për ata që nuk besojnë, ti (o Muhamed), mos u pikëllo nga mohimi i tyre. Tek Ne është kthimi i tyre e Ne do t'i njoftojmë për atë që kanë bërë. Me të vërtetë Allahu është në dijeni për atë që kanë në zemra.*

Ky ajet përmban në vete një këshillë të ngrohtë, nga e cila vërehet qartë kujdesi hyjnor ndaj Pejgamberit a.s., i cili porositet që të mos brengosej e as të mos pikëllohej për mosbesimin e idhujtarëve, sepse secili njeri është i lirë në vepra dhe në bindjet e tij. Allahu xh.sh. edhe në disa ajete të tjera kuranore e këshillon Muhamedin a.s., që të mos e shkatërronte veten nga mërzia, pse një pjesë e idhujtarëve nuk po besonin. Fundja, çështja e udhëzimit të tyre në rrugën e drejtë është kompetencë vetëm e Krijuesit fuqiplotë. Tek Ai të gjithë do të kthehen, pasi që më parë të kenë vdekur e të jenë ringjallur, ndërsa Allahu i Madhërishëm do t'i njoftojë ata për çdo gjë që kanë bërë në këtë jetë, sepse Atij, i Cili di për çdo imtësi që fshehin zemrat e njerëzve, asgjë nuk mund t'i fshihet.[8]

*24. Ne do t'ua mundësojmë të kënaqen pak (në këtë botë) e pastaj do t'i hedhim në dënimin e ashpër (në botën tjetër).*

Allahu i Madhërishëm, i Cili i di të fshehtat e zemrave tona, përderisa njeriun e ka lënë të lirë në vepra, nuk ngutet ta dënojë në këtë botë për shkak të kufrit të tij, por ndëshkimin e tij e lë për Ahiret. Madje, Ai çdo njeriu, përfshirë këtu edhe jobesimtarin, ia mundëson që të shfrytëzojë të mirat e kësaj bote dhe të shijojë disa prej kënaqësive tokësore, ndonëse ato janë jetëshkurtra, kalimtare dhe shumë shpejt treten. Jobesimtarët, ndoshta do të përjetojnë ndonjë kënaqësi të tillë të përkohshme në këtë botë, por nesër në Ahiret, gjithsesi do ta shijojnë dënimin e dhimbshëm në zjarrin e Xhehenemit, [9] nga i cili nuk do të dalin kurrë! Allahu xh.sh. në lidhje me këtë thotë: *"E ti kurrsesi mos e mendo Allahun si të pavëmendshëm ndaj asaj që veprojnë zullumqarët! Ai vetëm ua shtyn (dënimin) deri në Ditën, kur sytë e tyre do të zgurdullohen (nga tmerret që do të shohin)" – (Ibrahim, 42).*

## Porosia e ajeteve (20-24)

*- Një ndër argumentet më madhështore të njëshmërisë së Allahut është krijimi i kësaj gjithësie nga ana e Allahut xh.sh., përfshirë këtu qiejt, Tokën, kodrat, detet, lumenjtë, florën dhe faunën, dhe mbi të gjitha krijimin e njeriut. Kësaj krijese të vogël, i Lartmadhërishmi ia nënshtroi çdo gjë në qiej e në Tokë, duke ia mundësuar shfrytëzimin e mirësive të Tij të dukshme e të padukshme, vetëm për hir së njeriu e pranoi në ezel, pa kurrfarë hezitimi amanetin e ofruar nga Allahu, amanet të cilin e kishin refuzuar qiejt dhe toka.*

*- Megjithatë, Allahu xh.sh. njerëzit i la të lirë në vepra, sepse ua dhuroi të menduarit dhe të logjikuarit, që ata vetë të zgjedhin se çfarë duan të ndjekin, pa kurrfarë imponimi. Allahu i Lartësuar, duke qenë i mëshirshëm ndaj njeriut, kohë pas kohe u dërgoi udhëzues, qoftë pejgamberë, qoftë libra të shenjtë. Megjithatë, me gjithë këto argumente të panumërta, ka prej njerëzve që vazhdojnë të jenë mohues të Allahut dhe të Ditës së Gjykimit.*

*- Imitimi i verbër i një besimi të devijuar nga ana e idhujtarëve, të trashëguar nga të parët e tyre, ishte kotësia dhe humbja e tyre më e madhe. Ata edhe pse argumentet e Njëshmërisë së Allahut i shihnin në çdo proces të jetës së tyre, vazhdonin me avazin e tyre të mbrapshtë, duke pasuar baballarët e tyre në adhurimin e idhujve.*

*- Në anën tjetër, ata që i besuan Allahut, janë lidhur e besatuar me lidhjen më të fortë, dhe të tillët do të jenë banorë të kopshteve të Xhenetit, si shpërblim për punët e tyre të mira.*

*- Në këtë sure shohim edhe një qetësim të zemrës së Pejgamberit a.s. nga ana e Allahut, që të mos pikëllohej e as shqetësohej për kufrin-mosbesimin e idhujtarëve. Ata, ndonëse gjatë jetës së kësaj botë, do ta përjetojnë ndonjë kënaqësi, dije se ajo është e përkohshme, ndërkohë që secili prej tyre do ta marrë ndëshkimin e merituar në Ahiret, pa iu bërë asnjë grimë e padrejtë. - vijon -*

*1. Muhamed Ratib en-Nabulsi: https://nabulsi 2. Shumë prej këtyre mirësive të Allahut ndaj nesh, janë përmbledhur në ajetet 5-18 të sures En-Nahl. 3. El-Arumij, Hadaiku-r-rrevhi ve-rrejhan, vëll. XXII, f. 259; Et-Tefsiru-l Munir, vëll. XXII, f. 174. 4. Shih më gjerësisht: Abdulhamid Kishk, Fi Rihabi-t-Tefsir, vëll. 21, f. 4022. 5. Imam Maturidiu, Te'vilatu Ehli-s-Sunneti, Bejrut, 2005, vëll. 8, f. 311. (Redaktuar nga Dr. Mexhdi Basel-lum.) 6. El-Maverdi, En-Nuket ve-l Ujun, Bejrut, 7891, vëll. IV, f. 343. 7. Fejsal bin Abdulaziz Mubarek, Tevfiku-r-Rrahman fi durusi-l Kuran, Rijad, 1996, vëll. III, f. 465. 8. Ibn Adil ed-Dimeshkij, El-Lubab fi ulumi-l Kitab, Bejrut, 1998, vëll. 15, f. 456. 9. Imam Kurtubiu, El-Xhamiu li ahkami-l Kuran, vëll. 16, f. 488.*

**Nexhat Ibrahimi**

Me rastin e 10-vjetorit të vdekjes:

# Charles Le Gai Eaton apo Hassan Abdulhakim, filozof modern mysliman i lënë në harresë

Vepra *"Islam and the Destiny of Man"* në një vend përmbledh teologjinë, historinë, eskatologjinë, estetikën dhe hermeneutikën islame. Kjo vepër nga disa është vlerësuar si vepra më e rëndësishme për Islamin në gjuhën angleze.

*Charles Le Gai Eaton alias Hassan Abdulhakim ose edhe Hassan le Gai Eaton, ishte shkollar mysliman me ndikim në Mbretërinë e Bashkuar. Ai lindi në vitin 1921 në Lozanë, në Zvicër.*

Eaton është djali i Francis Errington dhe Ruth Frances Muddock, me të cilën nuk ishte martuar. Eatoni u shkollua në Charterhouse School dhe në kolegjin King Kembrixh, ku ai studioi histori dhe zhvilloi një korrespondencë me romancierin Leo Myers, i cili e përkrahu t'i studiojë fetë e mëdha të Lindjes. Që të marrë këtë orientim, ndihmoi edhe Rene Genon. Qysh në rini u mor me hulumtime shkencore dhe gazetari.

Në fillim të viteve '50 të shekullit XX ai punoi si pedagog, mësues dhe redaktor gazete në Egjipt (në Universitetin e Kajros) dhe Xhamajka, përpara se të bashkohej me britanikët në Shërbimin diplomatik në 1959. Si diplomat, postet e Eatonit përfshinin postin e Zyrës Koloniale në Xhamajka dhe

**Talentin e tij letrar e vërejti poeti i famshëm T. S. Elliot, mik i afërt i tij. Edhe pse i edukuar si agnostik, ai studioi filozofitë dhe traditat lindore. Në këtë kohë u njoh edhe me fenë islame, të cilën e përqafoi në moshën 30-vjeçare, më 1951.**

Zyrën e zëvendëskomisionerit të lartë në Madras, Indi, si dhe poste të tjera në Trinidad dhe Gana. Eaton u kthye në Mbretërinë e Bashkuar përgjithmonë në 1974 dhe u tërhoq nga karriera e tij diplomatike tre vjet më vonë. Pasi u tërhoq nga shërbimi diplomatik në vitin 1977, ai kaloi 22 vitet e ardhshme si konsulent në Qendrën Kulturore Islame Park Regent



në Londër, ku edhe redaktoi gazetën tremujore islame. Në vitin 1996, ai shërbeu në grupin që hartoi kushtetutën e Këshillit Mysliman të Britanisë.[1] Në 1951, me inkurajimin e akademikut sufi Martin Lings, Eaton kaloi në Islam. Ai u përfshi në Tarikatin 'Lings' në 1975.

Talentin e tij letrar e vërejti poeti i famshëm T. S. Elliot, mik i afërt i tij. Edhe pse i edukuar si agnostik, ai studioi filozofitë dhe traditat lindore. Në këtë kohë u njoh edhe me fenë islame, të cilën e përqafoi në moshën 30-vjeçare, më 1951. Kësaj feje i mbeti besnik deri në fund të jetës, në aspektin praktik, si pjesëtar i Bashkësisë



Myslimane në Londër, Angli, por edhe me disa vepra të shkruara. Me aktivitetin e vet, ai i dha Islamit në Angli emër, e bëri faktor të respektuar, institucion transparent, konstruktiv dhe të hapur.

Gai Eatoni ishte një pajtues i suksesshëm i ortodoksisë dhe ortopraktikës. Këtë e bënte edhe në mjedisin ku punonte, Bashkësinë Myslimane të Londrës. Nuk ishte pasues i turbulencave ideore, as zëdhënës i zërave që dëmtojnë fenë islame me interpretimet e tyre. Thjesht, ai nuk pajtohet me intelektualët spekulativë, që nuk jetojnë me hallet e tokës. Ai mbante ligjërata në universitete, vizitonte lagjet e varfra, shkruante shkrime dhe thoshte se njeriu ka vlerë sa është i vlefshëm për komunitetin e tij. Ai madje pohon: *"Prej myslimanit kërkohet shumë sosh, por ky është çmimi i privilegjit të të qenit my*sliman."[2]

Eaton ishte shpesh kritik ndaj mendimit kryesor të myslimanëve britanikë dhe besonte se vetë myslimanët duhet të kishin rrëzuar Sadam Huseinin në vitet 2000. Lidhur me pushtimin e Irakut në vitin 2003, në një intervistë për revistën "Emel", ai deklaroi: *"Unë jam i copëtuar në të njëjtën mënyrë dhe nuk mund ta bëj mendjen time atë që mendoj ... [Sadam] ishte përbindëshi ynë, ne duhej të merreshim me të. Por ne jemi kaq të pashpresë dhe të pafuqishëm, sa ne ua lëmë njerëzve të tjerë që kanë motivet dhe objektivat e tyre."* Në të njëjtin artikull, Eaton kërkoi krijimin e një identiteti islam britanik: *"Është koha që myslimanët në Britani të vendosen, të gjejnë mënyrën e tyre, të formojnë një bashkësi të vërtetë dhe të zbulojnë një mënyrë specifike britanike të të jetuarit të Islamit".*[3]

Ka shkruar një numër të madh artikujsh e veprash me tematikë islame, por veprat e tij kryesore konsiderohen *Islam and the Destiny of Man*[4] dhe *King of the Castle*[5], kushtuar Islamit në kohën moderne dhe sidomos gjatë shekullit XX.

*Islam and the Destiny of Man* (*Islami dhe fati i njeriut*) është ndër veprat më influencuese të Charlesa Le Gai Eatonit. Është një vepër politematike që studion Islamin e në të cilën paraqitet jeta e muslimanit në botën moderne, i rrethuar nga mjedisi shekullar. Vepra *Islam and the Destiny of Man* në një vend përmbledh teologjinë, historinë, eskatologjinë, estetikën dhe hermeneutikën islame. Kjo vepër nga disa është vlerësuar si vepra më e rëndësishme për Islamin në gjuhën angleze.[6]

Vepra *King od the Castle* (Mbreti i Pallatit) është vepra më e njohur e Eatonit. Në të shkruan për frymën e kohës moderne. Kohën moderne e analizon nëpërmjet filozofisë, sociologjisë, antropologjisë dhe historisë. Si moto ai merr ajetin nga surja Er-Rrahman, *"Çdo gjë në këtë botë është kalimtare..."*. Ai bënë edhe shqyrtime tjera, por në përgjithësi tregon mbrojtjen nga forcat korozive të modernizmit.[7]

Me vlerë janë edhe veprat e tij: *Remembering God* dhe autobiografinë *A Bad Beginning and the Path to Islam.* Veprat e tij kanë ndikuar që shumë anglezë të interesohen për Islamin dhe ta pranojnë atë.

Hasan Abdulhakim vdiq më 2010 në moshën 89-vjeçare dhe është varrosur në varrezat myslimane "Brookwood" në Londër.

*1. Reza Shah-Kazemi, Charles Le Gai Eaton obituary, në: https://www.theguardian.com/world/2010/apr/19/charles-le-gai-eaton-obituary. 2. Mirza Sarajkić, Charles Le Gai Eaton – zaboravljeni muslimanski filozof modernosti, në: http://algoritam.net/2017/07/12/charles-le-gai-eaton-zaboravljeni-muslimanski-filozof-modernosti/. 3. Gai Eaton, në: https://en.wikipedia.org/wiki/Gai_Eaton. 4. Gai Eaton, Islam and the Destiny of Man, State University Of New York Press The Islamic Texts Society, Albany, New York, 1985. 5. Gai Eaton, King of the Castle, Islamic Texts Society, 1990. 6. Mirza Sarajkić, po aty. 7. Mirza Sarajkić, po aty.*

Dr. Ajni Sinani

# Kontributi i qytetërimit islam

Qytetërimi islam është fryt dhe prodhim pikërisht i fesë islame, sepse ky qytetërim është paraqitur bashkë me paraqitjen e fesë islame. Ngado ku ka arritur feja islame, ka arritur edhe ai qytetërim; në gjirin e çdo populli që e pranoi fenë islame u fut edhe ai qytetërim.

Në vazhdim, do të shohim kontributin e pamohueshëm të qytetërimit islam (që ngërthen pazbërthyeshmërisht edhe kulturën islame) dhe ndikimin e tij në qytetërimin perëndimor, si dhe perspektivat që u ofron e ardhmja këtyre dy civilizimeve, në bazë të sistemit të besimit dhe të moralit mbi të cilat ngrihen këto dy qytetërime.

Por këtu, duhet të përmendim se, shpirti *prometian* dhe titanesk, që tregohet aq qartë, në pjesën më të madhe të artit të renesancës, qëndron diametralisht kundër shpirtit të Islamit, që mbështetet në përulje ndaj Zotit. Vërtet, shkenca dhe kultura islame, qenë faktorë për ngritjen e renesancës në Perëndim, por elementet u shkëputën nga kuptimi dhe rëndësia e tyre e plotë.

Qytetërimi hindus, kinez dhe ai japonez janë të ngushtuara në rajone të caktuara gjeografike dhe, në panoramën aktuale, zënë vend si sisteme të besimit dhe mënyra jetese, pa pretendime universale. Në panoramën aktuale, në sy, na bien dy qytetërime, që shënojnë ngritje: qytetërimi islam dhe ai perëndimor.

Nëse lexon libra, që përshkruajnë historinë e kombeve, lexuesi do të hasë, në historinë e kombeve perëndimore, përshkrime në detaje e me ngjyra të gjalla, ndërkohë, që gjen vetëm një kundrim sipërfaqësor, për pjesët e tjera të botës, duke iu nënshtruar kështu iluzionit, se: "e tërë bota është krijuar vetëm për perëndimin dhe civilizimin e tij, ndërsa civilizimet e tjera kanë qenë të përcaktuara vetëm për të formuar një kornizë të përshtatshme, për tërë atë famë perëndimore dhe si pasojë, në shpirtin e popujve joevropianë, krijohet ndjenja e inferioritetit ndaj kulturës dhe mundësive të tyre personale."

Evropianët kanë pohuar deri vonë se, qytetërimi i sotëm, ka lindur drejtpërdrejt nga qytetërimi i vjetër grek. Qytetërimi grek është më i vonshmi i qytetërimeve të lashta, si: kaldease, asirase, midiase, indase, egjiptase etj. Qytetërimi perëndimor, në mendjen e individëve të qytetërimeve të tjera, mbjell tezën se ai është qytetërimi i vetëm që e rrethon dhe përfshin edhe të kaluarën edhe të ardhmen. Kjo paradigmë, e përhapur me përmasa botërore edhe në librat shkollorë, bëri që qytetërimi perëndimor të admirohet si një e vërtetë absolute.

Historiani i njohur, Jacques Le Goff, midis të tjerash shkruan: "Bota, në çdo epokë, ka vetëm një zemër në harmoni me të cilën, jeton pjesa tjetër e universit. E ngritur mbi ekzogjezën orosiane të ëndrrës së Danielit, vazhdimësia e perandorive, nga babilonasit te medeasit dhe te persët, pastaj te maqedonasit dhe pas tyre te grekët dhe romakët, përbën parimin, që udhëheq filozofinë mesjetare të historisë. Ajo, vepron në nivel të dyfishtë: në atë të forcës dhe në atë të qytetërimit. Mbartja e pushtetit, translatio imperii, është mbi të gjitha një mbartje e diturisë dhe e kulturës, translatio studii...Ajo thekson ngujimin e qytetërimit të krishterë, duke hedhur tej qytetërimet bashkëkohore, bizantine, muslimane, aziatike."

Koncepti i historisë, që ka filluar



**Është e papranueshme, që të pajtohemi me faktin se, në periudhën 10 shekullore, në mes qytetërimit grek, që është më i vonshmi i atyre qytetërimeve të lashta dhe qytetërimit të sotëm evropian, rruzulli tokësor ka mbetur i zhveshur dhe pa qytetërim. Përkundrazi, kjo periudhë, ka qenë e stolisur me qytetërimin më të plotë dhe më të përsosur, që është QYTETËRIMI ISLAM.**



me historinë greke dhe atë ariane, të cilat qytetërimi perëndimor i konsideron si rrënjë të veta, që ka vazhduar me Romën dhe feudalizmin dhe që ka arritur në epokën moderne përmes Renesancës dhe Reformacionit, bëri që të gjithë librat e mendimit filozofik, ekonomik dhe politik, të shkruhen duke marrë për busull konceptin perëndimor. Në këtë mënyrë, individët e pellgjeve të qytetërimeve kineze, indiane dhe islame, vendosen brenda kornizave të konceptit perëndimor, me përkushtëzimin se qytetërimet e tyre, nuk i kanë dhënë kurrfarë kontri-buti historisë së njerëzimit.

Orientalistja e njohur gjermane, Zigrid Honke, në librin e saj të njohur: `Dielli arab lind mbi Perëndim` me një objektivitet të thellë, tregon kontributin e jashtëzakonshëm të qytetërimit islam. Kjo gjermane, pranon gjithashtu fshehjen e faktit, rreth rëndësisë dhe mundit civilizues të arabëve, nga ana e shkencëtarëve evropianë, duke thënë:

"Edhe përkundër rëndësisë dhe kontributit të arabëve, kush lexon njëqind libra historikë, në nëntëdhjetë e tetë prej tyre, nuk gjen të jetë përmendur ndonjë emër arab." Ajo gjithashtu shkruan: "Pika e shikimit të shekujve të Mesjetës ende nuk ka vdekur; edhe sot e kësaj dite, ekziston një grup njerëzish, me horizonte të kufizuara, larg nga toleranca fetare, i cili ndërton penda dhe pengesa përballë dritës".

Është e papranueshme, që të pajtohemi me faktin se, në periudhën 10 shekullore, në mes qytetërimit grek, që është më i vonshmi i atyre qytetërimeve të lashta dhe qytetërimit të sotëm evropian, rruzulli tokësor ka mbetur i zhveshur dhe pa qytetërim. Përkundrazi, kjo periudhë, ka qenë e stolisur me qytetërimin më të plotë dhe më të përsosur, që është *qytetërimi islam*.

Qytetërimi islam është fryt dhe prodhim pikërisht i fesë islame, sepse ky qytetërim është paraqitur bashkë me paraqitjen e fesë islame. Ngado, që ka arritur feja islame, ka arritur edhe ai qytetërim; çdo popull, që e pranoi fenë islame, në gjirin e tij u fut edhe ai qytetërim.

Islami ishte dhe mbeti një fuqi kozmike, që arriti ta nxjerrë botën

**Fraza, shekujt e errët të Mesjetës, ndërmjet shek. 7-10, ka të bëjë vetëm me Evropën. Në atë kohë, prej Indisë deri në Spanjë, shkëlqente qytetërimi Islam.**

nga errësira në dritë, sistem shoqëror, që rregulloi të gjitha aspektet e jetës së njeriut dhe, fuqinë e tij krijuese, e orientoi kah të mirat dhe mirëqenia. Ai ishte dhe mbeti një forcë aktive, që vepron edhe sot, në realitetin e kësaj bote. Me shfaqjen e Islamit, filluan të vendosen themelet e një civilizimi të ri. Filloi një jetë e re.

John W. Draper thotë: 'Islami, gjatë gjithë kohës, pasoi shkencën fizike. Ndërkaq, Krishterizmi pagan, jo vetëm që e hodhi poshtë këtë shkencë, por shprehu përbuzje të thellë dhe urrejtje ndaj saj. Mjekët shiheshin, nga Kisha, me sy jo të mirë dhe njerëzit i konsideronin të pafe.'

Sipas Rozhe Garodit 'myslimanët e parë, duke iu falënderuar asaj fryme të hapët, në të cilën thërret Kurani në çdo faqe të tij, janë përpjekur të përkthejnë, të përshtatin dhe të integrojnë kontributet më të vlefshme të Indisë, Bizantit, Greqisë, Iranit, prej matematikës, gjer në medicinë.

Ndërkaq, kanë ditur, që thesarin shkencor, me themel, ta mendojnë që t'i japin kuptim të ri, në perspektivë të fesë islame, dhe kështu myslimanët u bënë, jo vetëm bartës të diturisë së vjetër të gjithëmbarshme, por krijues të një kulture, e cila gjatë shumë shekujve u bë pishtar i tërë botës.'

Muhamed Ikballi thotë: 'Pika e parë e rëndësishme, që duhet pasur parasysh, në aspekt të frymës së kulturës islame është, që ai ka fiksuar, në aspekt të njohjes, shikimin e vet në konkreten, përfundimtaren. Është e qartë, pos kësaj, se prejardhja e metodës së eksperimentimit dhe kundrimit, në Islam, nuk është borxh ndaj kompromisit me mendimin grek, por me luftimin e gjatë intelektual me të.'

Autori i veprës 'Qytetërimi i Perëndimit Mesjetar', historiani i njohur, Jacques Le Goff, jo për shkak të simpatisë, por për shkak të objektivitetit, veç të tjerash shkruan: 'Në kulmin e kryqëzatave, shkenca arabe derdhet mbi Krishterizmin dhe, nëse ajo nuk e shqetësoi, të paktën e ushqeu atë, që ne e quajmë Rilindja e shekullit XII. Ajo çka, arabët u dhanë dijetarëve të krishterë, me thënë të vërtetën, është para se gjithash shkenca greke, e grumbulluar në bibliotekat orientale dhe e vënë në qarkullim nga dijetarët myslimanë, të cilët e përhapën deri në skaj të Islamit perëndimor, në Spanjë (Andaluzi).'

John Davenport, dijetar i shquar, thotë: 'Duhet të pranojmë se e tërë dija në fushën e fizikës, astronomisë, filozofisë, matematikës, që u përhap në Evropë, duke filluar nga shek. X-të, buron nga shkollat arabe. Madje, saraçenët (muslimanët) e Spanjës, mund të konsiderohen si etër të filozofisë evropiane.'

Bertrand Rasel, filozof i famshëm anglez, thotë: 'Fraza, shekujt e errët të Mesjetës, ndërmjet shek. 7-10, ka të bëjë vetëm me Evropën. Në atë kohë, prej Indisë deri në Spanjë, shkëlqente qytetërimi Islam. Prandaj, është pasaktësi të flitet, vetëm mbi qytetërimin e Evropës.'

Sami Frashëri, thotë: 'Evropianët, pasi nuk kishin fare njohuri mbi qytetërimin e lashtë grek, vazhdonin të mësonin në shkollat e porsahapura të Andaluzisë. Bile aty, ata mësuan edhe emrat e dijetarëve të vjetër grekë, si dhe shumë vepra të tyre të humbura, i morën nga përkthimet që gjendeshin në gjuhën arabe.'

Muhamed Asad, shprehet: 'Para syve të verbuar, të dijetarëve e mendimtarëve evropianë, u paraqit një civilizim tjetër- i rafinuar, progresiv, përplot jetë, pasionant dhe me posedim të pasurive kulturore, që Evropa i kishte harruar prej kohësh. Ajo, që bënë arabët ishte më tepër se ringjallje e diturisë së lashtë greke. Ata, kanë krijuar botë plotësisht të re shkencore të tyre vetjake dhe hapën, deri atëherë, rrugë të panjohura të hulumtimit dhe të filozofisë.'

Klarku, profesori i historisë së artit, është i detyruar të pohojë, se: 'Teposhtëza e qytetërimit mund të ketë zgjatur shumë kohë, por në mes të shekullit të shtatë u shfaqë një force e re, që kishte besim, energji dhe vullnet për të ngadhënjyer si edhe një kulturë alternative - Islami. Fuqia e Islamit, fshihej në thjeshtësinë e tij. Kisha e hershme e krishterë, e pat shkapërdarë fuqinë e vet, në zënkat dhe grindjet teologjike, që vazhduan për tre shekuj me një duf dhe me sajesa të pabesueshme. Por, Muhamedi (a.s.), profeti i Islamit, predikonte një doktrine më të thjeshtë, që u pranua menjëherë dhe u dha pasuesve të saj, atë ndjenjë solidariteti të pathyeshëm, që u pat prirë dikur legjioneve romake. Brenda një kohe çuditërisht të shkurtër - rreth pesëdhjetë vjet – bota klasike, u nënshtrua. Vetëm eshtrat e saj të zbardhura, zbuloheshin në sfondin e qiellit mesdhetar.'

Këtë e thekson edhe Joshua S. Goldstein, kur thotë: 'Kur Evropa ndodhej në “periudhën e errësirës", qytetërimi arab (islam A.S.), ishte në periudhën e tij të artë. Ai, thekson se “Perandoria e madhe arabe e periudhës së viteve 600-1200 luajti një rol të veçantë. I gjithë rajoni i Lindjes së Mesme, ka qenë i bashkuar nën këtë perandori, që lindi dhe u përhap së bashku me fenë islame.'

Murad Hofmman thotë: 'Myslimanët, arritën rezultate epokale, në të gjitha fushat e artit dhe shkencës, duke inkuadruar matematikën, optikën, botanikën, kirurgjinë, oftalmologjinë, higjienën, leksikografinë , historinë, sociologjinë. Në këto dhe në lëmenj të tjerë, civilizimi islam, hijesoi civilizimin perëndimor, prej shekullit të nëntë deri në shekullin katërmbëdhjetë. Në këtë kohë, kemi personalitetet më të shquara të kohës, sikurse janë: Razi (Rhases), Biruni, Ibën Rushdi (Averroes), Ibn Sina (Avicena), Ibën Halduni, Ibën Batura, Havarizmi etj.'

Në të vërtetë, trashëgimia greke e përzier me trashëgiminë arabo-islame, është ajo e cila arriti në Evropë, dhe e ndihmoi atë të dilte prej injorancës të saj të errët të Mesjetës, në atë që njihet me kohën e Renesancës.

Ekzistojnë me dhjetëra e dhjetëra libra të studiuesve të ndryshëm islamë, që venë në pah me argumente dhe fakte të pamohueshme ndikimin e civilizimit islam, rrezet e para të të cilit filluan prej Gadishullit Arabik dhe që, pas pak kohësh “u shndërruan në diej, që shndritën hapësira të gjera, nga pjesa lindore e rruzullit tokësor, e deri në pjesën perëndimore, duke përfshirë popuj të civilizimeve të ndryshme, civilizim ky, minaret e të cilit u ngritën mbi shkencë, filozofi, letërsi, art..."

Lavdrim Hamja

# Kuptimi i xhihadit sipas Islamit (2)

"Atyre që po sulmohen me luftë, u është dhënë leje të luftojnë, për shkak se u është bërë padrejtësi e Allahu ka fuqi për t'u dhënë ndihmë atyre (myslimanëve). (U lejuan të luftojnë). Ata, të cilët vetëm pse thanë: "Allahu është Zoti ynë!" u dëbuan prej shtëpive të tyre pa kurrfarë të drejte..." (El-Haxh: 39-40.)

## Xhihadi vështruar nga aspekti i obligueshmërisë

Duke u bazuar në Kuran dhe në traditën e Pejgamberit (a.s), dijetarët janë të ndarë në dy mendime rreth obligueshmërisë së xhihadit. Njëri grup janë të mendimit se xhihadi është "farz kifaje" (detyrë kolektive), ndërsa grupi tjetër janë të mendimit se xhihadi është "farz ajn" (detyrë individuale për çdo mysliman).

E saktë për obligueshmërinë e xhihadit qëndron mendimi për "farz kifaje" dhe kjo sigurisht duke u mbështetur në Fjalën e Allahut dhe hadithet e Pejgamberit (a.s). Allahu i Madhëruar thotë në Kuran: "*Për të dobëtit, të sëmurët dhe për ata, të cilët nuk gjejnë çfarë të kontribuojnë, nuk është gjynah, nëse janë të sinqertë me Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Ndaj të mirëve nuk ka dënim. Allahu është Falës, Mëshirëbërës. Dhe, as ndaj atyre, të cilëve kur të erdhën, që t'i marrësh me vete, u the: Nuk kam me çfarë t'ju mbart, u larguan dhe sytë e tyre lotonin lot, prej hidhërimit se nuk kishin çfarë të kontribuonin*"[1].

Këto grupe njerëzish, të dobët, të sëmurë e ata, të cilët nuk kanë mundësi financiare për të kontribuar në rrugën e Zotit, Allahu i ka justifikuar që të marrin pjesë në luftë. Po të ishte xhihadi "farz ajn", atëherë nuk do të kishin pasur mundësi tjetër, veçse të dalin në xhihad.

**Lufta në Islam nuk është legjitimuar, përveçse në mbrojtje të jetës së njerëzve, të nderit, të pasurisë, kur mohohet e drejta e fjalës së lirë dhe në mbrojtje të besimit.**

Përsëri, Allahu (xh.sh) thotë: "*Nuk janë të barabartë ata që rrinë prej besimtarëve, përveç atyre me arsye, dhe luftëtarët në rrugën e Allahut, me pasurinë dhe jetën e tyre. Allahu i pëlqen luftëtarët me pasurinë dhe jetën e tyre, ndaj atyre që rrinë, me shkallë. E çdonjërit, Allahu i ka premtuar mirësi dhe Allahu i parapëlqen luftëtarët ndaj atyre që rrinë, me shpërblim të madh*"[2].

Sikur të ishte xhihadi "farz ajn", atëherë nuk do të kishte vend krahasimi mes atyre që luftojnë dhe atyre që rrinë pa dalë në luftë dhe tjetra, Allahu nuk do t'i kishte premtuar të dy palëve shpërblim të mirë.

Lufta në Islam nuk është legjitimuar, përveçse në mbrojtje të jetës së njerëzve, të nderit, të pasurisë, kur mohohet e drejta e fjalës së lirë dhe në mbrojtje të besimit. Pejgamberi (a.s), në betejën e Bedrit, nuk kishte qëllim të derdhte gjak. Qëllimi i tij ishte të kompensonte humbjet ekonomike të konfiskimit nga ana e idhujtarëve të pasurisë së myslimanëve në Meke.

Myslimanët u lejuan të luftojnë vetëm pas hixhretit të Pejgamberit (a.s), përmes ajetit:

"*Atyre që po sulmohen me luftë, u është dhënë leje të luftojnë, për shkak se u është bërë padrejtësi e Allahu ka fuqi për t'u dhënë ndihmë atyre (myslimanëve). (U lejuan të luftojnë). Ata, të cilët vetëm pse thanë: "Allahu është Zoti ynë!" u dëbuan prej shtëpive të tyre pa kurrfarë të drejte...*"[3].

"*Dhe luftoni në rrugën e Allahut, kundër atyre që ju sulmojnë e mos e teproni se Allahu nuk i do ata që e teprojnë (e fillojnë luftën)*"[4].

Sipas mendimit të shumicës së dijetarëve bashkëkohorë, mund të themi se xhihadi është "luftë mbrojtëse". Kjo gjë vërtetohet prej historisë së jetës së Pejgamberit (a.s), veprës së Halifëve Rashidinë, të cilët nuk luftuan, përveç idhujtarët dhe jobesimtarët, që kanë luftuar kundër myslimanëve.



Dhe, sigurisht kjo është një gjë, të cilën e kanë legjitimuar të gjitha fetë dhe ligjet njerëzore ndërkombëtare.

Mendimi se xhihadi është luftë mbrojtëse, mbështetet në sa vijon:

Betejat kryesore, gjatë jetës së Pejgamberit (a.s) kanë qenë beteja mbrojtëse dhe të imponuara dhe numri i myslimanëve ka qenë gjithmonë më i vogël, madje në disa raste, shumë herë më i vogël, si p.sh:

- Beteja e Bedrit (idhujtarët erdhën nga Meka, udhëtuan rreth 450 km dhe Pejgamberi (a.s) u ndesh me ta në një distancë jo shumë të largët nga Medina).

- Beteja e Uhudit, (përsëri idhujtarë erdhën nga Meka dhe u ndeshën me myslimanët në rrethina të Medines.

- Beteja e Ahzabit, apo e Handekut, e cila mund të jetë argumenti më i qartë, se Pejgamberi (a.s) ka bërë vetëm lufta mbrojtëse. Mijëra idhujtarë, prej fiseve të ndryshme arabe rrethuan Medinën për ditë të tëra, ndaj një numri disa herë më të vogël besimtarësh myslimanë.

- Paqja e Hudejbijes, të cilën i Dërguari i Allahut e nënshkroi, vetëm për mbrojtur jetën e njerëzve dhe gjakun e tyre, duke u kthyer në rrugë, pa kryer vizitën e Qabesë (umren), edhe pse ishte bërë gati për të, e askush në atë kohë nuk ndalej prej vizitë së Qabesë. Madje, në ato momente ka dhënë mesazhin e madh, se ai është vetëm për paqe, duke thënë: "Pasha Atë, që shpirti im është në dorën e Tij, nuk më kërkojnë plan, që madhëron shenjtërimet e Allahut, përveçse ua kam dhënë atë"[5].

- Çlirimi i Mekës, apo Fethu Meke, kjo ngjarje e madhe, është argumenti më i pakundërshtueshëm, se Islami është paqe, thërret për paqe dhe lufton, vetëm për arritjen e paqes. Madje, transmetohet në mënyrë të saktë, se Pejgamberi (a.s) largoi nga udhëheqja e ushtrisë, Sead ibn Ubade, përpara se të hynte në Mekë, sepse ai kishte thënë: Sot është dita e gjakderdhjes, sot nuk ka shenjtëri. Nga frika, se mund të ndodhte ndonjë gjakderdhje e padëshirueshme, i Dërguari i Allahut e largoi nga detyra Sead ibn Ubade, vetëm për këtë shkak.

- Gjithashtu, edhe halifët dhe sahabët pas Pejgamberit (a.s), kudo dhe kurdo që morën pjesë nëpër beteja, treguan moralin e myslimanit të devotshëm, pasuesit e denjë të Vulës së Profetëve, se xhihadi përdoret vetëm për të ndaluar sulmet, për të mbrojtur të dobëtit dhe të pafuqishmit dhe për të larguar zullumqarët.

- Umer ibnul Hattabi, sapo mori në dorëzim çelësat e Bejtul-Makdisit, u dha garancinë banorëve të saj, se asgjë nuk do të cenohet, apo dhunohet prej pasurive dhe shenjtërive të tyre. Ja çfarë shkruhej në atë marrëveshje:

## Bismilahi Rrahmani Rrahim

*Të drejtat që robi i Allahut, Omeri, prijësi i besimtarëve u jep banorëve të Iljas6:* "U jep atyre siguri për veten, pasurinë, kishat dhe kryqet e tyre. Për njerëzit e sëmurë, të shëndoshë dhe kushdo qofshin ata. Kishat do të qëndrojnë ashtu siç janë, nuk do të shkatërrohen dhe as nuk do të ndryshohen. Nuk do të konfiskohet asgjë prej pasurisë së kishave dhe as prej pasurisë së tyre. Njerëzit do të jenë të lirë dhe nuk do të detyrohen dhe as nuk do të ushtrohet presion mbi ta për të ndryshuar fenë. Për

**"Ata nuk vranë askënd që refuzonte Islamin. Nuk detyruan me shpatë asnjeri të hynte në Islam. Por zemrat hynë të përmalluara, me lirinë e tyre të plotë, ashtu siç rezulton edhe në Kuran, për ndikimin e zemrave dhe të mendjeve"**
*(Henri Di Kastri)*



çdo gjë që është shkruar në këtë marrëveshje, ka besën e Allahut, garancinë e të Dërguarit të tij, të halifëve dhe të gjithë myslimanëve. Dëshmitarë për këtë marrëveshje janë: Halid ibn Velid, Amër ibn As, Abdurrahman ibn Auf dhe Muavije ibn Ebu Sufjan".

Marrëveshja u nënshkrua në vitin 15 h-637[7].

Në lidhje me natyrën e luftës në Islam, shejh Muhamed El-Gazali shprehet kështu: "Lufta, të cilën e ka legjitimuar Islami dhe betejat që ka bërë i Dërguari i Allahut (a.s) dhe shokët e tij, janë lloji më fisnik i xhihadit. Lufta, të cilat janë zhvilluar në Islam, në kohën e Pejgamberit (a.s) dhe halifëve të tij, kanë qenë farz (obligim) për mbrojtjen e së vërtetës, ndalimin e zullumit, ndaljen e sulmeve dhe mposhtjen e tiranëve[8].

## Çfarë kanë thënë të krishterët për çliruesit myslimanë?

Për të vërtetuar se myslimanët luftën e kanë mjet dhe jo qëllim dhe se kanë ecur në parimet e lartpërmendura, e nuk kanë luftuar për t'i detyruar njerëzit të hyjnë në Islam me dhunë, por sjell disa dëshmi të sinqerta, të cilat janë thënë prej jomyslimanëve.

Patriarku nestorian, Jeshu'a Bavi III, në një letër që i dërgon kryepeshkopit metropolitan Seman, thotë: "Arabët, të cilëve Zoti u ka dhënë pushtet në këtë botë, ju shikojnë në çfarë gjendje jeni dhe e dinë shumë mirë të vërtetën. Por, megjithëkëtë, ata nuk e luftojnë besimin tuaj të krishterë. Madje, sillen butë me fenë tonë, nderojnë klerikët dhe shenjtat, si dhe japin nga mirësia e tyre për kishat dhe manastiret tona".

Tomas Arnoldi i bën një koment kësaj letre duke thënë: "Kjo letër mban argument të qartë rreth natyrës së qetë dhe paqësore në përhapjen e kësaj feje të re"[9].

Ndërsa, orientalistja italiane, Laura Veccia Vaglieri duke folur për madhështinë e përhapjes së Islamit, thotë: "Çfarë fuqie e madhe fshihet në këtë fe? Çfarë fuqie të brendshme, prej fuqive të bindjes, mund të triumfojë me këtë fe? Prej çfarë thellësie, prej thellësive të shpirtit njerëzor nxjerr lotin e përgjigjes?"[10]

Ja se si i përshkruan konti Henri Di Kastri myslimanët: "Ata nuk vranë askënd që refuzonte Islamin. Nuk detyruan me shpatë asnjeri të hynte në Islam. Por zemrat hynë të përmalluara, me lirinë e tyre të plotë, ashtu siç rezulton edhe në Kuran, për ndikimin e zemrave dhe të mendjeve"[11].

Gustave Le Bon ishte i drejtë dhe i sinqertë në thënien e tij: "E vërteta është se popujt e botës nuk njohën kurrë çlirues më të mëshirshëm sesa arabët dhe fe më tolerante sesa feja e tyre".

Pastori Miçu në librin e tij "*Udhëtim fetar në Lindje*" thotë:

"Është për të të ardhur keq që popujt e krishterë nuk huazuan asgjë nga toleranca e myslimanëve, e cila është shenja e bamirësisë mes popujve, respektimi i besimeve të të tjerëve dhe mos detyrimi me forcë i besimit".[12]

Robertsoni në librin e tij, "*History of the Reign of the Emperor Charles V*" thotë: "Myslimanët, me gjithë karakterizimin e tyre të fortë në përhapjen e fesë, popujt që nuk kishin dëshirë ta përqafonin Islamin, i lanë të lirë të kapen me parimet dhe mësimet e fesë së tyre".[13]

**Sikur të ishte lejuar prekshmëria e objekteve fetare gjatë xhihadit në Islam, atëherë në të gjitha ato vende, ku myslimanët kanë shkelur, nuk do të kishim asnjë kishë, sinagogë, manastir e çfarëdo objekti tjetër adhurimi.**

Robertson shkruan:14 "Pasuesit e Muhamedit (a.s) janë populli i vetëm, që janë bashkuar mes përkushtimit fetar dhe tolerancës së tij. Pra, njerëzit së bashku me kapjen e tyre të fortë për fe, nuk kanë detyruar me forcë askënd të pranojë fenë e tyre"[15].

## Xhihadi vs. Lufta:

Për ta bërë më të qartë dallimin dhe ndryshimin mes xhihadit dhe luftës, po sjell disa pika, të cilat na qartësojnë dallimin mes xhihadit dhe luftës.

Xhihadi është fisnik dhe i fisshëm dhe nuk mund të krahasohet me luftën për shumë arsye. Prandaj, kam dëshirë të bëj një krahasim mes xhihadit dhe luftës, për të parë dallimin e madh, që ekziston mes tyre. Zoti i gjithësisë, Zoti i gjitha krijesave nuk lejon, të merret jeta e njerëzve kot e të derdhet gjaku i pafajshëm.

Ndërkohë që lufta bëhet vetëm përmes forcës së armës dhe dhunës, tek xhihadi forca është e lejuar vetëm në rrethana të përcaktuara qartë dhe është vetëm njëra pjesë e tij, sepse xhihadi bëhet edhe përmes fjalës e mjeteve të tjera, madje edhe me zemër.

Nëse qëllimi i vetëm i luftës është pushtimi dhe sundimi i popujve dhe i shteteve, qëllimi i xhihadit është ndalimi i së keqes dhe i përhapjes së saj, me dorë, me gojë, madje edhe me zemër konsiderohet xhihad.

Në luftë, robërit ose vriten, ose torturohen në mënyrat më makabre. Në xhihad, robërit nuk lejohet të dhunohen në asnjë mënyrë, madje Zoti (xh.sh) ka urdhëruar të sillemi mirë dhe t'i ushqejmë, Ai thotë: "*Dhe, u japin për të ngrënë, për hir të dashurisë së Tij, të vobektëve, jetimëve dhe robërve*"[16].

Në luftë, pjesa më e madhe e viktimave janë pleq, gra dhe fëmijë, pra të pafajshëm. Në xhihad, asnjë i pafajshëm nuk lejohet të preket, vetëm ai që lufton vritet.

Në luftëra bëhen masakra dhe krime të tmerrshme. Në xhihad është rreptësishtë i ndaluar masakrimi dhe krimi.

Në luftëra bëhen plaçkitje, djegie e përdhunime të frikshme. Në xhihad është e ndaluar plaçkitja, djegia, shkatërrimi i të mbjellave, ndërsa nderi i vajzës-gruas është i paprekshëm, jo vetëm në xhihad, por kurdoherë.

Në luftëra nuk ka mbrojtje të veçantë për objektet fetare, kjo u pa shumë qartë në luftën e Bosnjës dhe në luftën e Kosovës. Në xhihad, objektet e adhurimit, të çfarëdo feje dhe besimi qofshin, janë të paprekshme. Këtë e shohim tek porosia e Ebu Bekrit në përcjelljen e ushtrisë dhe marrëveshja e Omerit për dorëzimin e Bejtul-Makdisit. (Sikur të ishte lejuar prekshmëria e objekteve fetare gjatë xhihadit në Islam, atëherë në të gjitha ato vende, ku myslimanët kanë shkelur, nuk do të kishim asnjë kishë, sinagogë, manastir e çfarëdo objekti tjetër adhurimi. Këtë gjë e shohim fare qartë edhe në Shqipëri e në mbarë Ballkanin, ku 500 vjet sundim të myslimanëve, kishat e vjetra me dhjetëra shekuj janë ende në këmbë dhe nuk janë prekur prej myslimanëve. E kundërta ka ndodhur me luftërat e jomyslimanëve në vendet islame, ata xhamitë i shkatërruan, i dogjën ose i shndërruan me dhunë në kisha...

## Përfundim:

Xhihadi, siç e pamë përmes argumenteve, nuk është luftë pushtuese e as terroriste, por një mjet dhe një e drejtë, që Zoti (xh.sh) ua ka dhënë dhe ua ka lejuar të gjithë atyre që janë dhunuar, për ta përdorur sa herë që lind nevoja për të mbrojtur jetën, vendin, pasurinë dhe gjërat e shenjta, e mbi të gjitha besimin në një Zoti të Vetëm. Sado që mediat dhe qarqe të caktuara përpiqen për ta paraqitur xhihadin si diçka makabre dhe të pashpirt, përmes disa grupeve, që në dukje kanë emra myslimanë, apo me fajësime të padrejta ndaj pasuesve të Muhamedit (a.s), vetëm pse kanë emra myslimanë, mbajnë mjekra, apo si te rasti i grave që vendosin shami në kokën e tyre, nuk do t'ia arrijnë qëllimit, sepse faktet dhe realiteti flasin ndryshe, e fuqishëm i përgënjeshtrojnë këto akuza të pabazë e të pavërteta. Kemi qenë, jemi dhe me ndihmën e Zotit, do të jemi krenarë me parimet, dispozitat dhe mësimet e Islamit, për sa kohë e kuptojmë dhe e zbatojmë në mënyrën e saktë.

*1 Kur'ani, Et-Teube: 91. 2. Kur'ani, En-Nisa: 95. 3. Kur'ani, El-Haxh: 39-40. 4. Kur'ani, El-Bekare: 190. 5. Dr. Muhamed Seid R. El-Bouti, "Fikhus-Sire", Damask 2003, botim i "Darul-Fikr", f. 237. 6. Ilja: emri i qytetit të shenjtë Bejtul Makdis, kuptimi i saj: Shtëpia e Allahut. Shih: Mu'xhemul Buldan, 1/293. 7. Tabariu, 3/609, Jakubij, 2/167. 8. Shiko: Muhammed El-Gazali, "Fikhus-Sireti", Damask 1998, botim i Darul-Kalem, f.208. 9. Tomas, Arnold, "Ed-Dawetu ilel Islam", f. 102. 10. Laura Veccia Vaglieri, "Difa anil Islam" (Në mbrojtje të Islamit), f. 40. 11. Islam havatir ve sevanih, faqe 35. 12. Gustave Le Bon, "Hadaratul arab", f. 162. 13. Lothrop Stoddard, "Hadir alemil islamij", 1/104. 14. William Robertson Smith (1846 – 1894) orientalist skocez. 15. Lothrop Stoddard, "Hadir alemil islamij", 1/104. 16. Kur'ani, El-Insan: 8.*

Mr. Driton Arifi

# Rrjedhja e gjakut prej trupit dhe efekti i tij në prishjen e abdesit

Si shenjë e përkushtimit të njeriut ndaj namazit të tij është edhe kujdesi i tij që të marrë abdes para namazit në formën dhe mënyrën e mirëfilltë siç është përcaktuar nga Ligjvënësi i Urtë. I gjithë kujdesi i besimtarit ndaj abdesit buron nga fakti se ai llogaritet prej kushteve më thelbësore për pranimin e namazit, edhe domosdoshmërisht që, pos kujdesit se si të marrë abdes para namazit, ai kujdeset që të kuptojë mirëfilli se edhe me cilat veprime mund ta prishë e zhvleftësojë atë.

Prej çështjeve që kanë ngjallur debate e diskutime të thella juridike-shkencore te juristët islamë dhe shkollat juridike, tek prishja e abdesit, ka qenë edhe diskutimi se a e prish atë dalja e gjakut prej trupit apo jo?

Sigurisht që para se të flitet për efektin e rrjedhjes së gjakut në prishjen e abdesit është e rrugës që të përcaktohet dispozita për gjakun si materie në vetvete se a është e ndytë apo e pastër.

## Gjaku si materie e ndytë

Dijetarët e të katër shkollave juridike (me kundërshtim të papërfillshëm nga ndonjëri prej tyre) pajtohen në parim se gjaku që rrjedh nga trupi i njeriut, si materie në vetvete konsiderohet i ndytë-papastër, madje edhe kategorizohet si ndytësi e rëndë lëndore.[1] Madje Imam Neveviu, nga juristët shafitë thoshte: "Argumentet sheriatike që dëshmojnë se gjaku është materie e ndytë janë të pamohueshme dhe nuk njohë dikë nga dijetarët myslimanë ta ketë kontestuar apo të ketë pasur divergjenca rreth kësaj çështjeje..."[2]. Shprehje të ngjashme rreth ndytësisë së gjakut, gjejmë te juristët myslimanë në të gjitha shkollat juridike.

Prej argumenteve që dëshmojnë se gjaku është materie e ndytë në vetvete është edhe ajeti: "*Thuaj: Në atë që më është shpallur mua (në Kur'an) nuk po gjej diçka të ndaluar nga ushqimi, përveç në qoftë se ai (ushqimi) është: cofëtinë, gjak i derdhur (rrjedhshëm) ose mish derri dhe ai është i ndytë,...*". (El En'am, 145). Në këtë ajet, Allahu kategorizon gjakun që rrjedh si diçka të ndytë, madje atë e përmend në mes të dy materieve të tjera, të cilave askush nuk ua konteston ndytësinë, pra në mes të cofëtinës dhe mishit të derrit. E meqenëse u konstatua që gjaku qenka materie e ndytë, tashmë e kemi më të lehtë edhe për sjellë konkluzionin e radhës rreth efektit të rrjedhjes së gjakut në prishje të abdesit.

## Efekti i rrjedhjes së gjakut në prishje të abdesit

Nëse analizojmë me kujdes shqyrtimet dhe analizat e juristëve hanefitë rreth efektit të gjakut në prishje të abdesit, vërejmë se ata saktësojnë faktin që gjaku mund të rrjedhë nga goja e njeriut, hunda e tij, apo edhe nga cilado nga pjesët e tjera të trupit të tij.

Sipas juristëve hanefitë, por jo vetëm sipas tyre, gjaku, meqenëse është materie e ndytë, bazuar në argumentet e lartshënuara, atëherë,



nëse ai del nga cilado pjesë e trupit, madje qoftë nga goja apo edhe nga hunda, i tilli e prish abdesin.

Sa për të qenë edhe më saktë, do të duhej që të precizonim fenomenin e daljes së gjakut dhe kriteret e tij për t'u llogaritur si zhvleftësues i abdesit. Kështu që dalja e gjakut konsiderohet se e prish abdesin nëse konstatohet plotësimi i këtyre kritereve:

**E para:** që të konfirmohet se gjaku ka dalë jashtë dhe është shfaqur e nuk ka mbetur brenda trupit, siç mund të ndodhë nëse ai rrjedh nga ndonjë pjesë e hundës, por ndalet në brendësi të saj, në këtë rast ai nuk e prish abdesin.

**E dyta:** që gjaku të tejkalojë vendin e daljes së tij e të rrjedhë e të mos mbetet i palëvizshëm në vendin e shfaqjes, sepse ndryshe nuk trajtohet si prishës i abdesit.

**E treta:** që gjaku që rrjedh eventualisht nga brendia e hundës të shfaqet së paku deri tek ura e hundës (pjesa e jashtme e saj), sepse nëse ka mbetur në brendi edhe po qe se ka rrjedhur, por pa dalë jashtë, nuk prishet abdesi[3]. Ndërsa, nëse dikush eventualisht pështynë gjak, atëherë duhet të shihet; nëse më shumë se gjysma e asaj që ka hedhur jashtë me pështymën e tij është gjak, atëherë prishet abdesi i tij, e nëse më pak se kaq është gjak, atëherë nuk prishet ai.

Këtu do të ishte relevante të evidentonim edhe faktin se të njëjtën normë të gjakut që rrjedh, e merr edhe rrjedhja e qelbit dhe limfës, nga cilado pjesë e trupit, ngase edhe ato si materie konsiderohen po ashtu të papastra në jurisprudencën islame.

Për të argumentuar këtë mendim, juristët hanefitë mbështetën në hadithin të cilin e transmeton Ebu Seid El Huderij, se e ka dëgjuar Muhamedin s.a.v.s. duke thënë: "Nëse dikush vjell ose i rrjedh gjaku, duke qenë në namaz, ose e prish abdesin (me lirim të gazrave ose rrjedhje të urinës), le ta ndërpresë namazin e le të shkojë të marrë abdes, pastaj të kthehet e ta vazhdojë atë namaz prej aty ku e ka ndërprerë"[4].

Muhadithi i njohur hanefit, Imam Zejleiu, në hulumtimin e tij rreth saktësisë së këtyre haditheve që ndërlidhen me këtë çështje, ka thënë: "Ky tekst i hadithit është transmetuar edhe nga Aisheja r.a. ndërsa është evidentuar nga Ibn Maxheh në "Sunenin" e tij, edhe zingjiri i tij transmetues është i saktë-sahih[5].

Edhe më i drejtpërdrejtë dhe më përcaktues edhe literalisht hadithi i Temim Ed Dariut, se Muhamedi s.a.v.s. ka thënë: "Abdesi obligohet të merret pas çdo gjaku që rrjedh".[6] Pra, tekstualisht, përcaktohet edhe kriteri dallues se cili gjak dhe në ç'sasi duhet të jetë ai për t'u llogaritur se e prish abdesin.

Ndërsa për të shmangur kontestimin e vërtetësisë së hadithit, juristët hanefitë dhe të tjerët që mendojnë sikur ata, mbështeten në hadithin e evidentuar në të gjitha koleksionet e sakta, ku transmetohet nga Aishja r.a. të ketë thënë:" Ka shkuar Fatimetu bint Hubejsh, tek i Dërguari i Allahut s.a.v.s. dhe i ka thënë: O i Dërguar i Allahut! Unë jam një grua që vazhdimisht kam rrjedhje të gjakut (cikle) dhe nuk mbetem fare e pastër, andaj a ta lë namazin (të mos e fali meqë jam në këtë gjendje)? Ai i tha: "Jo, ai nuk është gjak menstrual, por është sekrecion gjaku (gjak i rëndomtë), andaj ty kur të lajmërohet cikli menstrual, mos u fal, e kur të kryhet cikli yt, e nëse edhe më tutje ke gjakderdhje, vetëm pastroje gjakun, dhe merr abdes për çdo namaz"[7]. I Dërguari i Allahut në këtë rast, ka mohuar faktin se vazhdimi i rrjedhjes së gjakut pas përfundimit të ciklit menstrual, qenka cikël menstrual dhe që po penguaka nga falja e namazit. Porse, po në të njëjtin hadith konfirmohet fakti se gjaku i tillë, e prish abdesin, dhe rrjedhimisht gruaja duhet të marrë abdes të ri për secilin namaz. Andaj, obligimi i saj që të marrë abdes për secilin namaz, është edhe konfirmim se rrjedhja e gjakut e prish atë.

Ibn Nuxhejmi, njëri prej kolosëve hanefitë në jurisprudencën islame, kur e konstaton rrjedhjen e gjakut si njëri prej elementeve që e prishin abdesin, konkludon se ky hadith është më i fuqishmi në argumentimin e faktit që gjaku i





cili rrjedh e prish abdesin, sepse këtu Muhamedi s.a.v.s. e ka ndërlidhur dhe arsyetuar obligueshmërinë e marrjes së abdesit me rrjedhjen e gjakut, duke thanë se ai është "sekrecion gjaku", dhe të gjitha llojet e gjakrave janë të njëjta në këtë përshkrim.

Ndërsa në aspekt të analogjisë-kijasit, nxirret po i njëjti konkluzion, sepse gjaku meqë është i ndytë-papastër, atëherë dalja e tij jashtë trupit e prish abdesin në aspektin sheriatik islam. Prandaj këtu kemi një normë, që është prishja e abdesit, dhe një shkak të saj, e që është dalja e ndytësirës (gjakut) prej trupit.[8]

Për më tepër, mendimi që gjaku që rrjedh e prish abdesin, është edhe qëndrimi i Umerit, Abdullah Ibn Mesudit, Aliut, Abdullah Ibn Abbasit, Abdullah Ibn Umerit r.a., madje transmetohet se ky është edhe qëndrimi i dhjetë të përgëzuarve për xhenet nga sahabët. E pastaj nga tabiinët dhe dijetarët e mëvonshëm kështu mendonte; Muhamed Ibn Mesleme Ibn Shihab Ez Zuhrij, Alkame En Nehaij, Esved En Nehaij, Katadeh, Urvetu Ibn Zubejr, Hammad Ibn Ebi Sulejman, Sufjan Eth Theurij. Evidentimin dhe dokumentimin e mendimit të të gjithë këtyre dijetarëve nga sahabët e të tjerët pas tyre, që mendojnë se rrjedhja e gjakut e prish abdesin, e ka bërë Imam Ibn Abdulberr El Malikij, që është prej dijetarëve të mëdhenj të shkollës juridike malikite, ani pse imami i shkollës së tij juridike nuk e ka të njëjtin opinion lidhur më këtë çështje. Ai sjellë transmetime të dokumentuara në librin e tij famoz "El Istidhkar", nga shumica e të lartpërmendurve, duke i theksuar tekstualisht mendimet e tyre se gjaku që rrjedh e prish abdesin"[9].

Afërsisht sikur mendimi i hanefitëve është edhe ai i Imam Ahmedit, i cili mendonte se gjaku i shumtë nëse rrjedh e prish abdesin, ndërsa ai që është i paktë nuk e prish atë. Vetëmse Imam Ahmedi, për dallim nga hanefitët dhe dijetarët tjerë paraprakë që u theksuan mendimet e tyre, e të cilët saktësuan edhe sasinë gjakut që e prish abdesin duke e kriterizuar me kriterin e rrjedhjes së tij, ai kur është pyetur se sa është kriteri i gjakut të shumtë nga ai i pakti, dhe sa është ai i shumti, është përgjigjur: I shumti është ai që ty në zemrën-mendjen tënde të duket i shumtë[10]. Pra nuk është kriterizuar në mendimin e Imam Ahmedit sasia e gjakut të cilën ai e konsideronte se e prish abdesin.

Për fund, duhet të themi qartazi e të mendojmë në faktin se namazi është prej ibadeteve më madhështore në jetën e besimtarit, andaj edhe kujdesi në përmbushjen e kushteve të tij duhet të jetë maksimal. Në të gjitha ibadetet, e posaçërisht, te namazi, të gjitha normat rreth tij do të duhej të merreshin në nivelin më të lartë të sigurisë e të rezervës në mënyrë që të garantohemi se ai na është pranuar prej Allahut të Lartëmadhërishëm. E në këtë frymë, besojmë se një besimtar i thjeshtë, fare pa qenë njohës i dispozitave të thella sheriatike islame, nuk do të duhej të hamendësohej rreth prishjes së abdesit pas rrjedhjes së gjakut. Ai do të duhej që të merrte abdes të ri pas daljes dhe rrjedhjes së gjakut, sepse tekefundit ky qenka edhe mendimi i shumicës së figurave të ndritshme të sahabëve e të të dijetarëve të mëvonshëm.

*1. Dr. Vehbetu Ez Zuhejli. El Fikh El Islamij Ve Edil-letuhu (1/303).Bot. I katërt. Daru El Fikr. Bejrut. 2004. 2. En Nevevij, El Mexhmu' (2/576). Bot. I parë. Daru Ihja Et Turath El Arabij. Bejrut. Pa vit të botimit. 3. Bedruddin El Ajnijj, El Binajeh Sherh El Hidajeh.(1/259). Bot. i parë. Daru El Kutub El Ilmijje. Bejrit.2000. 4. Transmeton Darukutniu në "Es Sunen" të tij, por edhe Bejhakiu në "Es Sunen", dhe zingjiri i tij deri tek Muhamedi s.a.v.s. (pra si hadith merfu') ka diskutime madje disa prej hadithologëve hanefitë, që e konsiderojnë si hadith të dobët), por është në shkallë të hadithit hasen – i mirë si fjalë e Aliut r.a. pra hadith mevkuf. Et Telh'is El Habir, IbnHaxher El Askalani.1/655) ). 5. Ky hadith është transmetuar edhe nga Aisheja r.a. dhe është evidentuar nga Ibn Maxheh, edhe zingjiri i tij transmetues është i saktë. Shih. Nasbu Err Rrajeh, Ez Zejleij (1/39). Bot. i parë. Daru En Nevadir. Bejrut. 2012. 6. Hadithin e evidenton Darukutniu në "Sunen" të tij (nr: 581), por thekson se ky është hadith i dobët në transmetim, ngase është "hadith mursel" me shkëputje zingjirore nga Umer Ibn AbdulAzizi. Por i njëjti hadith transmetohet edhe nga Zeld Ibn Thabiti, të cilin e evidenton Ibn Adijj në " El Kamil". Ka thënë Ibn Ebi Hatim:" Edhe pse në zingjirin e këtij transmetimi gjindet Ahmed Ibn Ferexh, pra s'ka të keqe sepse tek ne ai është i besueshëm dhe hadithet e tij i kemi evidentuar. Shih: Ez Zejleijj, Nasbu Err Rrajeh (1/37). Bot. I parë. Er Rejjan. Bekrut. 1997. 7. Evidenton Buhariu në "Sahih" (nr:228), Muslimi në "Sahih", (nr: 333), e të tjerët. Hadithi natyrisht është i pakontestueshëm në saktësinë e tij-sahih. 8. Ibn Nuxhejm, Bahru Err Rraik Sher Kenzu Ed Dekaik.(1/35). Bot. i dytë. Daru El kut El Ilmijje. Bejrut.1997. 9. Ibn Abdulberr En Nemrij, El Istidhkar (1/229). Bot. Bot. i parë. Daru El Kutub El Ilmijje. Bejrut. 2000. 10. Ibn Kudame El Makdisij, El Mugnijj. (1/249). Bot. I gjashtë. Daru Alemu El Kutub. Rijad. 2007.*

Dr. Rexhep Suma

# Format e fitimit të urtësisë dhe mesatares në dave

Islami çmon lart vlerën e urtësisë, ai nxit në këtë objektiv në kuadër të formimit të personalitetit të imamit (thirrësit) në sferën e kumtimit të mesazhit të Allahut xh.sh.

Fitimi i urtësisë dhe praktikimi i mesatares bëhet në dy forma:

1. Urtësia natyrale, e cila është dhunti dhe mirësi nga ana e Allahut xh.sh, të cilën ia dhuron atij që dëshiron prej robërve të Tij.

2. Urtësia e fituar; këtë urtësi njeriu e përmbush duke vepruar shkaqet e saj dhe duke i braktisur pengesat e saj. Këto ia lehtësojnë rrugën, i ndjek urtësitë e thëna dhe njerëzit ia dëshmojnë lëvizjet dhe butësinë e tij.

## Rrugët e fitimit të urtësisë dhe mesatares

1. Besimi në fe

- Kjo është mirësia më e madhe e njeriut, të cilën e sinjalizon edhe ajeti kuranor, ku Allahu thotë: Ia dhuron hikmetin atij që do, e kujt i është dhënë hikmeti, i është dhënë mirësi e shumtë, por nuk përkujtohet askush pos të mençurve. (El Bekare,269)

Ajo po ashtu konsiderohet fryt nga frytet e edukatës së lartë islame dhe rezultat prej rezultateve të saj. Sejid Kutubi vlerëson se urtësia është fryt i arsimimit duke u bazuar në Kuran. A është mbretëreshë e cila me anë të vendosen në vendin e tyre të saktë dhe peshohen me peshore të saktë. Po ashtu me të arrihen synimet e çështjeve dhe udhëzimeve. Në këtë kuadër përmbushen edhe këto fryte të pjekura për ata që edukohen nën hijen e fjalëve të tij.

**Thirrësi në islam, i cili është besnik dhe i devotshëm në rini, gjithmonë do të jetë kryelartë dhe krenar në jetë dhe assesi armiqtë e tij nuk mund të gjejnë shkas për ta sulmuar të kaluarën e tij të afërt apo të largët.**

Kjo çështje argumentohet me thënien e Omerit r.a., i cili me anë të një letre iu drejtua Ebu Musa el Eshariut duke i thënë: Urtësia nuk është kur njeriu arrin moshën e pleqërisë, por ajo është dhunti e Zotit që ia dhuron atij që do.

2. Ndeja me njerëz të mirë dhe përfitimi nga dija e tyre. Kjo ishte edhe një ndër këshillat e Llukmanit me të cilën iu drejtua birit tëtij duke i thënë: Biri im: Rri me njerëz të dijshëm dhe shoqërohu me ta, ndoshta zbret mbi ta mëshirë e të përfshin edhe ty. Shko në mësimet dhe tubime me dijetarët, se me të vërtetë Allahu i Madhëruar i ngjall zemrat me dritën e urtësisë sikurse e ngjall tokën me shi të furishëm.

3. Adhurimi i vërtetë i Allahut dhe lidhja shumë e fortë me të, si dhe largimi nga mëkatet, egoja. Këto të gjitha janë rrugë lehtësuese për të fituar urtësinë. Atij që kryen ibadetin me përpikëri në rini, atij Allahu në pleqëri i jep urtësi. Ibn Xhevziu thoshte: Çdo derë ka çelës e çelësi i urtësisë është lënia e egos dhe arritja në radhët e të urtëve, dijetarëve. Ashtu siç thuhet edhe në Kuran: E pasi ai (Musai) e arriti moshën madhore dhe u bë i pjekur, Ne i dhamë urtësi e dituri. Kështu ne i shpërblejmë bamirësit. (El Kasas,14).

4. Përvojat e begatë dhe përfitimi nga përvoja e jetës. Nga gurra e urtësisë janë: përfitimi nga jeta, përvojat, dhe marrja e preventivave në fe dhe jetën e përditshme. Përvoja e shumtë është ajo që e bën njeriun të jetë i urtë dhe i butë.Thotë Muhamedi a.s.duke konfirmuar rolin e përvojave në jetë. Ebu Hurejre përcjell nga Pejgamberi a.s.: Besimtari nuk kafshohet nga e njëjta vrimë dy herë.[1]

5. Ngrënia, pirja, veshmbathja nga e lejuara të gjitha këto janë faktorë që ngrenë njeriun drejt radhëve të urtësisë.

6. Mos të mbështetet vetëm mbi mendimin e vet, por të shikojë mundësitë e konsultimit me njerëz që kanë eksperiencë, praktikë nga radhët e njerëzve të mirë me qëllimin që e ardhmja të jetë më e ndritshme.

7. Tejkalimi në heshtje i gjërave të cilat s'kanë ndonjë peshë të theksuar. I urti njihet me heshtje dhe se është fjalëpak. Ai kur flet, flet të vërtetën dhe të mirën ose zgjedh heshtjen. Prandaj këshillat profetike janë xhevahirë për jetën e besimtarit.

Transmeton Ebu Hurejre se i Dërguari a,s, ka thënë: Ai që beson në



Zotin dhe Ditën e fundit të flasë të vërtetën, ose le të heshtë. Kush e beson Zotin dhe Ditën e fundit, le ta nderojë fqinjin. Kush e beson Zotin dhe Ditën e fundit, le ta nderojë mysafirin.[2]

Kështu, është me rëndësi të ceket se sipas mjekësisë koka e shërimit është dieta, kurse të urtët mendojnë se koka e urtësisë është heshtja. Omer ibn Abdulazizi thoshte: Nëse shihni një njeri i cili hesht gjatë dhe largohet nga njerëzit, atëherë afrojuni atij se ai të jep urtësi. Bukuria e gruas është turpi, ndërsa bukuri e të urtit është heshtja.[3]

Po ashtu ndër rrugët e fitimit të urtësisë dhe praktikimit të mesatares janë: dituria e dobishme, butësia, vetëpërmbajtja, karakteri i butë, mirësi, sinqeriteti, devotshmëria, durimi, këmbëngulja, sjellja e urtë, veprim me dituri dhe me qëndrueshmëri, lufta ndaj vetvetes dhe shejtanit, drejtësia, duaja, namazi istihare, konsultimi, të ketë qëllime të larta etj.

Thirrësi në islam, i cili është besnik dhe i devotshëm në rini, gjithmonë do të jetë kryelartë dhe krenar në jetë dhe assesi armiqtë e tij nuk mund të gjejnë shkas për ta sulmuar të kaluarën e tij të afërt apo të largët. Nëse thirrësi islam ka një histori të ndershme, imazh perceptues të mirë te masa dhe sjellje të matur, atëherë këto janë elemente përbërëse që ai do të jetë i fortë dhe i suksesshëm në thirrjen dhe misionin e daves.[4]

Dijetarët kanë cekur disa nga rregullat e sjelljes me urtësi të cilat përmbajnë disa nga margaritarët e urtësive të larta, të përmbledhura në ajetin kuranor:

E mos shoqëro me Allahun ndonjë zot tjetër e të bëhesh i qortuar, i papërkrahur. Zoti yt ka dhënë urdhër të prerë që të mos adhuroni tjetër pos Tij, që të silleni në mënyrë bamirëse ndaj prindërve……. Deri tek ajeti … "Këto janë nga urtësia që Zoti yt të shpalli ty..." (El Isra, 22-23-39).

Këto këshilla të urta dhe mesatare janë bazament i atyre që kanë mirësjellje të urtë, të cilët kanë filluar me besimin në Zotin Një, që mbi të ndërtohet struktura shoqërore, edukata e punës por edhe më të lidhen fort të gjitha nyjet. Gjithçka në jetë ndërtohet mbi besimin e pastër dhe se prodhimi i saj edhe sjellja duhet të jetë konform këtij rregulli, përndryshe s'do të quhej sjellje e urtë, porse sjellje injorante.[5]

Interesant mbetet fakti se Imam Shevkani mendon se urtësitë më të mëdha fitohen nga këto porosi të arta kuranore të sures El Isra."Me këto porosi ngrihen deri në njëzet e pesë urtësi"[6].

Mospraktikimi i këtyre urtësive të këtyre ajeteve dhe neglizhenca në to përbën shkak të humbjes së dy botëve.

## Vlera e urtësisë dhe mesatares

Islami çmon lart vlerën e urtësisë, ai nxit në këtë objektiv në kuadër të formimit të personalitetit të imamit (thirrësit) në sferën e kumtimit të mesazhit të Allahut xh.sh.

Ndjekja dhe praktikimi i metodës së urtësisë në sferën e thirrjes mbetet një rëndësi e veçantë, pasi që mbi të edhe varet edhe pranimi apo refuzimi i mesazhit tonë te masa e gjerë.

Islami është fe e Allahut të Lartësuar, e fundit për njerëzimin, është fe universale dhe gjithëpërfshirëse, program universal, që rregullon të gjitha çështjet e jetës, në nivel të individit, bashkësisë dhe shtetit, është fe, shtet, ligj, adhurim, ekonomi, moral, shëndet, marrëdhënie familjare, shoqërore dhe shtetërore. Islami e shoqëron njeriun nga lindja deri në vdekje dhe pas vdekjes (ringjallje). Thirrësit doemos të përqendrohen me kujdes të veçantë në parimin e universalitetit të Islamit, të mburren me të dhe të refuzojnë përkufizimin e Islamit vetëm në rite adhuruese. Kjo kërkon të mos zhyten në gjëra sekondare dhe të pjesshme në llogari të gjërave elementare dhe të përgjithshme. Nëse nevoja kërkon të trajtohet një çështje sekondare ose e pjesshme, atëherë atë do ta trajtojmë sipas vendit të saj, kohës, rrethanave dhe sasisë së përshtatshme."[7]

Nocionin "el hikme" (urtësia) në Kuran përmendet më tepër se në 19 vende si në: suret El Bekare,129, 151, 231, 251, 269, në suren Ali Imran: 48, 81, 164, në suren En-Nisaë; 54, 113. në suren el Maide: 110. En-nahl: 125, El Isra: 39. Lukman: 12, El Ahzabë: 34, Sad: 20, Ez-Zuhruf, 63, El Kamer 5, dhe El Xhumua: 2.

Dijetarët duke shpjeguar nocionin e urtësisë bazuar në Kuran dhe sunnet kanë ndarë mendime të ndryshme rreth saj duke u shprehur se urtësia është profetizmi. Disa tjerë thonë se për qëllim është kuptimi i Kuranit: abrogim dhe të abroguara, ajetet e qarta dhe të paqarta, hallalli dhe harami dhe diç e ngjashme. Disa dijetarë të tjerë mendojnë sikurse Ibn Ethirit se urtësia është shprehje e njohjes së gjërave më të vlefshme me anë të shkencave më të mira.[8]

- Gjetja e së vërtetës me anë të dijes dhe logjikës.[9] Ka mendime se është për qëllim frika ndaj Zotit. Disa të tjerë thonë se është për qëllim Synneti, kurse disa të tjerë e shpjegojnë si devotshmëri në fenë e Allahut. Disa interpretime tjera të fjalës "urtësi" e shpjegojnë si dituri dhe të vepruarit sipas saj dhe nuk quhet njeriu i urtë

pa i pasur këto dy komponente. Ka mendime se fjala urtësi do të thotë vendosja e çdo gjeje në vendin e vet. Po ashtu kanë interpretuar se për qëllim është shpejtësia në përgjigje dhe saktësia.[10]

Edhe pse studiuesit kanë numëruar se janë gjithsej 29 definicione mbi kuptimin e urtësisë, por ajo që i përmbledh të gjitha është ky definicion:"Goditja në thënie, veprime si dhe vendosja e secilës gjë në vendin e saj".[11]

> Secilit duhet ta paraqet Islamin varësisht nga ngritja dhe formimi intelektual

Një element fundamental sa i përket përdorjes së metodës së urtësisë gjatë kumtimit të mesazhit islamë është edhe pasja parasysh edhe gjendja e të ftuarit, secilit i duhet paraqitur Islami varësisht nga përgjegjësia, ngritja dhe formimi intelektual. Argumentet që përdorim me një të rritur nuk përdoren me një moshë të vogël, burrit dhe gruas, një intelektuali me një më pak të ditur, një udhëheqësi dhe të udhëhequri etj, pra secilit i duhet folur sipas përgatitjes dhe shkallës së formimit të tyre. Një thirrës i suksesshëm mund të dëshmojë veten në sferën e kumtimit të fesë atëherë kur arrin që t'i flasë në nivelin e arsimimit të tij, në mënyrë që të mos vijë puna deri tek keqkuptimi apo edhe shtrembërimi i fakteve dhe mësimeve fetare të paraqitura para tij. Sigurisht se mosadaptimi i metodologjisë së urtësisë në kumtimin e Islamit krijon një rrethanë që njerëzit fillojnë të largohen edhe nga kjo ftesë. Një nga shkaqet e largimit të njerëzve është edhe paraqitja e keqe, në pamjen e jashtme, në veshje dhe në figurë, gjë që jep përshtypje te masa e njerëzve, veçanërisht atyre bashkëkohorë se ky person është i prapambetur dhe jeton jashtë rrethit të kohës, bile ndoshta e akuzojnë fenë se është shkaku për këtë, kur personi është prej besimtarëve. Muhamedi a.s., tregonte shumë kujdes që të ngrinte lart shijet dhe estetikën e shokëve të tij në figurën e paraqitjen e tyre, njësoj siç përpiqej edhe për ngritjen lart të anës së tyre të brendshme. Një ditë ai iu tha shokëve të tij: "Nuk do të hyjë në xhenet ai që ka në zemrën e tij qoftë edhe një grimcë mendjemadhësie". Një burrë i tha: "O Pejgamber i Zotit, mua më pëlqen shumë e bukura në çdo gjë, aq sa nuk dua që të ma kalojë askush qoftë edhe te këpucët. A bën pjesë kjo te mendjemadhësia?" Ai i tha: "Allahu është i bukur dhe i pëlqen e bukura. Mendjemadhësia është mohimi i së vërtetës dhe nënçmimi i njerëzve". Shikoni sa bukur dhe domethënëse është kjo fjalë: "Allahu është i bukur dhe i pëlqen e bukura".[12]

Urtësia mund të paraqitet si vijon

Urtësia është shkaku apo mjeti nga më të rëndësishmit që përdoret në kumtimin e fjalës së Allahut xh.sh., ku edhe në Kuran Ai e urdhëron të Dërguarin a.s. që Da'ven ta filloi me urtësi. Ti (Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira. Zoti yt është Ai që e di më së miri atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai di më së miri për të udhëzuarit. (En-Nahl, 125).

-Ai të cilit i është dhënë urtësi nga Zoti, ai në vetvete ka mirësi të shumta, ashtu siç e përshkruan edhe Kurani:Ai ia dhuron hikmetin atij që do, e kujt i është dhënë hikmeti, i është dhënë mirësi e shumtë, por nuk përkujtohet askush pos të mençurve. (El Bekare, 269).

Për shkak të peshës dhe vlerës së madhe që ka ajo, lindi zilia nga njerëzit për këtë cilësi, ashtu siç thotë edhe Muhamedi a.s.:

Nuk ka zili përveç në dy raste: ndaj njeriut të cilit Allahu i ka dhënë dituri dhe urtësi e ai punon me të, gjykon e ua mëson të tjerëve atë, dhe një njeriu të cilit Allahu i ka dhënë pasuri dhe ai nuk ka rrugë në të mirë përveçse e jep në rrugën e Allahut"[13].

Në saje të duasë së Muhamedit a.s. Ibn Abassi u bë komentatori më i mirë i Kuranit.

Ibën Abasi ka thënë: më ka përqafuar (shtrënguar) i Dërguari a.s.dhe ka thënë: "O Zot, mësoja urtësinë!

Po ashtu ka thënë:

- më ka thirrur i Dërguari a.s.,dhe ma ka përkëdhelur kokën dhe ka thënë: - O Zot, mësoja urtësinë dhe kuptimin e Librit (Kuranit).[14]

Për t'u konkretizuar urtësia në Dave patjetër që duhet të shoqërohet me: dituri, butësi dhe shpirtmadhësi.

Dituria është shtylla qendrore e urtësisë dhe pa të as që mundet të funksionojë. Në lidhje me këtë Zoti e ka bërë obligim diturinë para fjalës dhe veprimit.

Atëherë, dije se nuk ka Zot tjetër pos Allahut, kërko falje për mëkatin tënd, (Muhamed, 19).

Butësia (durimi), është një cilësi tjetër ku konkretizohet elementi i urtësisë te një thirrës, ngase butësia drejton njeriun kah vënia e vetes në kontroll në momentet që ai kalon në nervozizëm, dhe

Shpirtmadhësia është imazh i imazheve të etikës së durimit që njeriun e shpien drejt sjelljes së urtë larg nxitimit. Në lidhje me këtë Muhamedi a.s., lavdëronte Eshxha Abdulkajsin duke i thënë:Ti ke dy cilësi të cilat i do Allahu dhe i Dërguari i Tij e ato janë: Durimi dhe shpirtmadhësia. (Muslimi).

*1.Buhariu, kapitulli mbi edukatën nr.6133 dhe Muslimi në kapitullin ezzuhd ve rekaik nr. 2998. 2.Buhariu dhe Muslimi. 3.https://ar.islamway.net (qasja,01.05.2020). 4. Mustafa Subai, Essisretu ennebevije durus ve iber, El mekteb el islami, bot. i 8, Bejrut, 1985, f.39. 5.Sejid Kutb, Fi dhilali-l-kuran,4/2209-2220. 6. Muhamed Ali Muhamed Abdullah Esh-shevkani el Jemeni, Fet'hu –l – kadir, Dar ibnu Kethir, bot. i parë, Damask-Bejrut,1994,3/229. 7.Hisham Talib, Bësëlidhja e thirrjes islame, përktheu Sadush Tahiri, Logos-A, 2017, Shkup, f.35. 8. Ibn Ethir, En-nihajetu fi tergibi el hadithi ve-l etheri, 1/119, poashtu shiko Lisanu-l- arab, Li Ibn Mendhur, 12/140 dhe Muxhemu-l vesit,1/190. 9. Ragib El Asfahani, El mufredat fi garibi -el- Kurani, f.128. 10. Shiko: Tefsirin kuptimi i urtësisë në Kurani Kerimin dhe Synetin e Muhamedit a.s. në këto burime: Xhamië el bejan fi tefsiri –l- kuran nga Ebu Xhafer Muhamed bin Xherir Ettaberi, 1/436 dhe 3/60-61. Tefsir garaib el kuran të autorit Ennisaburi, botuar në margjinat e tefsir et taberi1/413, Tefsir el begavi,1/256 dhe 1/116. Xhami el ahkam el kuran të Kurtubiut, 2/131,3/60-61. Tefsir el kuran el adhim të Ibn Kethirit,1/184 dhe 1/323. 11. Seid bin Ali bin Vehf El Kahtani, El hikmetu fi eda'veti ilallahi teala, Riad, 1424, botim i 4, f.34. 12. Jusuf Kardavi, Essahve el islamije minel muraheka ila errushdi, f.179. 13.Buhariu, kitabu-l- ilm, nr.5026, Muslimi,kitabus salah, nr.816. 14. Buhariu dhe Muslimi, kitabul vuduë,babu-l- mai inde halai ve kitabu-l – ilmi babu kavlinnebiji, nr.75,3756 dhe 7270. Muslimi kitabu edaili sahabe, bab fedail Abdullah bin Abass r,a, nr.2477.*

Dr. Fadil Maloku

# Kush menaxhon sot rendin e ri botëror? (2)

## Kush janë antiglobalistët dhe pse në trojet shqiptare nuk ka antiglobalistë?!

### Antiglobalistët made in Albania & Kosova

Antiglobalistët dosido, kudo ata qofshin, janë protagonistë të një lëvizjeje të atillë sociopolitike që pati lindur në vitet e nëntëdhjeta dhe e cila në fondament kundërshton çdo formë dhe përmbajtje të tendencës të globalizimit, ndryshe nga alterglobalistët që insistojnë në një tjetër tip globalizimi.

Pra, tip i cili sipas tyre do t'i humanizonte dhe do t'i relaksonte raportet dhe pabarazitë ekspansioniste socioekonomike, midis shtresave dhe klasave në shoqëritë e stome bashkëkohore. Me këtë qëndrim, do të thosha edhe rigoroz e edhe konservativ ndaj sidomos tregut të lirë, proceseve integruese rajonale e kontinentale, antiglobalistëve globalë herë herë u vishet "këmisha" e anarkistëve dhe majtistëve ekstremë të cilët rendin dhe rregullin që e supozon dhe prodhon sistemi dhe vlera e neoliberalizmit, e shohin si të huajën.

Një lëvizje civile ndryshe apo "lëvizja "alterglobaliste", që po ashtu mori shpejt përmasa globale dhe që u nominua e u prononcua në vitet '80, si pasojë e protestave dhe kundërshtive ndaj borxheve dhe liberalizimit të tregjeve pastaj programeve të axhustimit strukturor të FMN-së, etj., u shfaq edhe në Evropë dhe SHBA si një lëvizje që

**Sipas alterglobalistëve fajtorët kryesor për gjithë këto antagonizma dhe pabarazi enorme midis shtresave të ndryshme sociale, dhe sidomos midis shteteve dhe vendeve të ndryshme, janë: politikat e Bordit të FMN-se**

në thumb vë: shkallën e lartë të papunësisë, kushtet e vështira të punës dhe mbrojtjen sociale të punëtorëve gjithandej. Termi "alter"(globalizëm)" që u fut më vonë në diskursin politik dhe sidomos atë sociologjik, kishte për porosi idenë e krijimit të pandamit "anti"(globalizëm), që midis të tjerash nënkuptonte edhe një lloj rrugëtimi, apo edhe alternative tjetërfare, pra më të butë dhe shumë më humane të vetë procesit apo tendencës së globalizimit.

Nëse i bëjmë një "intervenim kirurgjik" natyrës se alterglobalizimit, kuptojmë se statuset sociale të kësaj lëvizjeje dhe grupimi me pretendime globale, ndryshojnë dukshëm nga ajo që bie fjala ka identifikuar lëvizja globaliste dhe ajo antiglobaliste. Flamuri i alterglobalistëve, në brendësinë e vetë sociale tubon zakonisht shtresat e fshatarësisë moderne e postmoderne, punonjësit e varfër dhe të margjinalizuar, përfaqësuesit e borgjezisë së vogël që gravitojnë nga vendet që ende ballafaqohen me "ethet" e tranzicionit, punonjësit që kanë paga të ulëta dhe që gravitojnë nga vendet e zhvilluara perëndimore, sindikatat e magnatëve të ndryshëm kombëtare e tejkombëtare, komunitetet e profilizuara të konsumatorëve, grupimet e pedagogëve me paga minimale, lëvizjet lokale ekologjiste, lëvizjet antimilitariste, grupet paramilitare e militare, komunitetet feministe e antifeministe, rrymat dhe faksionet e fraksioneve të ndryshme komuniste marksiste, nacionaliste, irredentiste, fashiste, e socialiste e neosocialiste, etj. Sipas alterglobalistëve fajtorët kryesor për gjithë këto antagonizma dhe pabarazi enorme midis shtresave të ndryshme sociale, dhe sidomos midis shteteve dhe vendeve të ndryshme, janë : politikat e Bordit të FMN-se (Fondit Monetar Ndërkombëtar) që e kanë ngritur hendekun midis shumë të pasurve dhe shumë të varfërve, përmes dështimeve ekonomike, investimeve sociale e politike anekënd vendeve të botës. Alterglobalistët, natyrisht në këtë kontekst nuk e amnistojnë as rolin e Bankës Botërore, OBT-s,

G8-ës, sepse, ato në sytë e tyre janë vetëm mekanizma ekzekutues te politikave eksploatuese, ne nivel global.

## Pse nuk ka antiglobalistë në trojet shqiptare?

Në Kosovë e në Shqipëri e pa dyshim edhe më gjerë në rajonin tonë, (meqë konsideroj që nuk ka ndonjë qasje edhe aq të dallueshme për këtë çështje, përveç satelitit të Rusisë - Serbisë), e ndoshta edhe më gjerë, sa i përket diskursit mbi të ardhmen e këtyre vendeve, tash për tash mbretëron bindja se demokracia liberale është forma dhe alternativa më e mirë për ndërtimin e raporteve të ardhshme sociale, politike dhe sosh ekonomike në rajon. Arsyet ndoshta duhet kërkuar në energjinë negative dhe në frustrimin kolektiv që këto vende kishin akumuluar me dekada të tëra gjatë pretendimit të ndërtimit të socializmit përkatësisht – komunizmit. Ky mendim dhe gjykim vlen sidomos për vendet dhe shtetet që ndërtonin tipin e socializmit stalinist, ku në veçanti dallohet Shqipëria, sidomos.

Kapitalizmi global në esencë edhe sot e kësaj dite vë në siklet dhe në pikëpyetje të madhe identitare shtetet, kombet, bile edhe vendet me traditë të gjatë demokratike. Ndërkaq, për vendet dhe shtetet që sapo kanë filluar të ndërtojnë vlerat demokratike, është interesant se demokracia dinë ngandonjëherë të tregohet edhe shume problematike dhe shumë e vështirë për t'u implementuar në jetën e re sociale, politike e sidomos sosh ekonomike të një vendit. "Demokracia shpesh i dobëson shtetet sepse bën të nevojshme kompromise jofunksionale dhe qeveri të brishta koalicionesh në shoqëri ku institucionet burokratike nuk kanë funksionuar kurrë si duhet. Për këtë arsye demokracia as nuk formon e as nuk i forcon fillimisht shtetet". Globalizimi i aktiviteteve të reja ekonomike, me faktin e krijimit të organizatave të reja mbinacionale, bën që identiteti i shtetit si mekanizëm i gjertanishëm dinamik të zëvendësohet me lehtësi me projektin e sipërpërmendur. Pra, procesi i ri i tipit të demokracisë neoliberale, padyshim që pretendim e ka jo vetëm zëvendësimin e rolit të shtetit si koncept dhe strategji moblizuese për masat e gjera qytetare, por edhe largimin e tërësishëm të tij nga skena e transaksioneve historike, siç është duke ndodhur aktualisht në Kosovë. Pra, problemi është fakti se si do të jetë e mundur që të ushtrohen këto lloje këto transaksionesh pa prezencën e instrumentit të shtetit, kur ai të jetë mënjanuar nga skena e përgjithshme botërore? E në veçanti, kur dihet që shteti si instrument politik përveç tjerash jep edhe garancinë dhe sigurinë e fuqishme për këto gjëra? Pa dyshim që kjo është një çështje fundamentale në diskursin e demokracisë liberale dhe të asaj neoliberale. Përgjigjja ndaj këtij projektpropozimi, sipas shumicës së ekspertëve të lëmenjve të ndryshëm ende nuk është në horizont. Por, si qëndron çështja me shtetet që aktualisht janë anëtarësuar në identitetin e ri të quajtur BE-ane? Në të vërtetë, ato de jure janë bërë pjesë e demokracisë liberale, por de facto asnjëra nga këto shtete ende (e mendoj edhe për një kohë të gjatë as që do të mund ta quajë veten demokraci liberale e tipit identifikues evropian) nuk është bërë liberale. Është poashtu interesant se të gjitha këto shtete të anëtarësuara i kanë kushtetutat të cilat janë përshkruar nga vendet të cilat kanë dalë nga tradita liberale, por nuk kanë ndonjë kulturë dhe traditë demokratike të mirëfilltë qytetare, që është një element shumë i rëndësishëm për të funksionuar demokracia e vërtetë. Demokracia liberale, për vendet të cilat janë duke kaluar katrahurat e tranzicionit, pa dyshim që pa elementin e traditës qytetare është vështirë të funksionojë si duhet, kjo vlen sidomos për shtetet e tranzicionit, siç janë psh. Kosova, Maqedonia, Serbia, Bosnja dhe Kroacia, të cilat e kanë më të theksuar problemin e lartpërmendur. Sipas kësaj logjike, të gjitha këto vende kanë instaluar demokracinë e tipit liberal, por asnjëra në esencë nuk mund të thuhet se i përket diskursit të mirëfilltë demokratik dhe demokracisë liberale.

Të gjitha këto vende i kanë instaluar kushtetutat e ish- vendeve apo shteteve demokratike dhe liberale, kurse u mungonte elementi apo paradigma kryesore e identifikimit, ajo e traditës apo



kulturës demokratike që nuk mund të fitohet edhe aq shpejt, ngaqë duhet një kohë më e gjatë e kultivimit të këtyre raporteve.

Për shembull, ne në Kosovë kemi institucione të cilat nuk funksionojnë (jo ndoshta edhe për shkak se kanë defektet e tyre, bie fjala të natyrës juridike, apo të asaj politike dhe ekonomike), për shkak se ne nuk jemi as gjermanë e as anglezë, pra nuk posedojmë ende mentalitet mobiliteti të theksuar në punë. Por, përse në Kosovë ende nuk mund të themi se kemi ndonjë lëvizje të theksuar antiglobaliste dhe përfaqësues tipik të një antiglobalisti shqiptar? Për shkaqet apo "handikapin"e mungesës së një këndvështrimi të përputhshëm me rrjedhat dhe proceset globale, kur është në pyetje Kosova dhe përgjithësisht shqiptarët e gjithë Ballkanit, mendoj që duhet debatuar në disa rrafshe:




**<u>Rrafshi i parë,</u>** sepse, lëvizjet antiglobaliste në tonalitetin e saj të vetëkuptuar, te ne në Kosovë perceptohen. adresohen e pa dyshim që edhe katapultohen me automatizëm si antiamerikane e antiperendimore. Në anën tjetër gjithë antiglobalistët, janë të rreshtuar si nacionalist e turbonacionalist. Këta ndryshe mund te identifikohen edhe si "hipernacionalistë", ngase "kujdestarojnë online për origjinën e etnisë shqiptare, duke harruar kështu që kombi, shteti dhe interesi shtetëror e kombëtar janë monopol i të gjithëve pa dallime ideologjike. Një pozicionim i tillë konservativ, në kohën kur lëvizjet antiglobale janë shumë më të fuqishme dhe me të organizuara në vetë botën perëndimore, prodhon jo vetëm: *servilizëm të paparë politik* (që e banalizoj pluralizmin e mendimeve dhe të sundimit të ligjit, në gjithë periudhën e pas shpalljes së pavarësisë): *konformizëm kulturor* (pranojmë me lehtësi vlera dhe sistem të huaj me shpejt se sa që i ruajmë vlerat tona që kanë dhënë prova historike e empirike) dhe pa dyshim edhe**:** ***nepotizëm social*** (me shpejt akomodohemi me sistemin e ri vlerash në horizont dhe për rreth nesh në rajon).

**<u>Rrafshi i dytë</u>**, ku duhet kërkuar përgjigjen për këtë pyetje gjendet edhe në mungesen e zhvillimit të asaj që në botën perëndimore identifikohet si individualizëm i theksuar dhe do të shtoja racional (sepse, ka të bëj me shkallen e emancipimit politik), që e krijon si masë kritike te shoqëria civile.

Kurse, nëse shikohet numri enorm që i ka shoqëria kosovare, i bie që hiperglobalistët si bartës si agjensa e si artikulues të këtij qëndrimi qytetar, do të duhej të ishin shumë më shumë sesa që mendohet që janë në jetë reale. Sepse, shoqëria civili, intelektualët, opinioni publik, sipas Gidensit që e parafrazon David Heldin, në kategorizimin e globalzimit, janë ajo shtresa që gjendet "midis dhe diku" dhe që e nis ndryshimin dhe kanë qasje reale e shumë më pragmatike ndaj tendencës së globalzimit dhe antiglobalzimit. Por, që natyrisht këto tendenca i shohin si njëlloj "ambrelle" mbrojtëse për ruajtjen dhe kultimvimin e mëtejmë si të indentitetit kombëtar, ashtu edhe atë të identitetit shtetëror të Kosovës. Natyrisht. "ruajtja dhe konzervimi" i interesave dhe identiteteve të lartcekura, duhet të bëhet vetëm duke iu përshtatur këtyre proceseve që zhvillohen pamëshirshëm dhe pandalur në tri nivelet (globale, kontinentale dhe rajonale) subkulturore e subpolitike.

**<u>Rrafshi i tretë,</u>** një rrafsh tjetër pa dyshim që duhet adresuar edhe në pasojat e luftës së ndodhur në Kosovë. Neve dy dekada të tëra na i morën problemet politike (UNMIK-u, OSBE-ja, Shpallja e pavarësisë, demarkacioni, asociacioni, dhe sidomos energji të jashtëzakonshme na kanë marrë të ashtuquajtura bisedime me (lexo; negociata) me Serbinë).

Ajo çka është më karakteristike është se në Kosovë ende nuk kemi ndonjë lëvizje që publikisht del dhe identifikohet si antiglobaliste.

Por, pa dyshim përkundër 600 OJQ-ëve qe i ka në evidence të vetën shteti i Kosovës, pa dyshim që ka të tilla që pak a shumë merren edhe me probleme antiluftë, sosh të drejtave të njeriut (KMDLJN) dhe të tjera që merren me të drejtat e minoriteteve dhe problemet ekologjike, ato që merren me barazinë gjinore. Prezenca e gjithë këtyre organizatave dhe grupimeve sociopolitike, në fakt dëshmon se Kosova, formalisht ka një "eskadron" organizatash formale që improvizojnë marrjen me temat globale, por në jetën e përditshme sociale ato nuk kanë ndonjë histori aktive veprimi, e kam fjalën për ojq-ët lokale "made in Kosovë" e jo për substratet ndërkombëtare që kanë selitë e tyre këtu. Natyrisht, çështja e aktivizmit në Kosove është shumë më e mirë sesa ajo

e paraluftës, por krahasimin e identifikojmë duke u krahasuar me shoqëritë e rajonit dhe sidomos atë në kontinent e jo me veten tonë. Duke e përfillur një raport jo vetëm medial por, para së gjithash edhe shkencor, pra pa dyshim me dioptri sociologjike, kujtojmë që raporti globalizëm-antiglobalizëm mund të shpjegohet dhe kuptohet më mirë mu përmes pesë pyetjeve standarde që zakonisht bëhen në diskursin sociologjik. E ato pyetje janë: A është globalizmi proces i vjetër apo i ri, a është tendencë apo mit, a është në përputhje me ambiciet e shtekombeve, a është ai njëlloj uniformiteti kulturor, dhe në fakt a ka të bëjë globalizimi më shumë me njëlloj rikolonializimim apo një tip të ri të mirëqenies që u dedikohet publikut konsumues me fiksionin e tij të amputuar artificialisht për hedonizmin? Kohëve të fundit, kur janë në pyetje debatet *pro et contra* globalizimit, na dëshmojnë për nevojën e një monologu të ri social, dhe jo vetëm social por edhe sish shkencor. Shkaku, se debati dhe kontestimet rreth këtij koncepti e procesi pa dyshim që kanë të bëjnë si me formën e imponimit ashtu edhe me përmbajtjen e pranimit të lehtë të këtyre ngjarjeve dhe proceseve antipode të këtij procesi, sikurse janë lëvizjet e njohura antiglobale. Për gjykimin antiglobalist, globalizimi po zhvillon njëlloj ekonomie globale kriminale, që është ndërlidhur me organizata kriminale transnacionale, që merren kryesisht me: tregtinë me drogë, atë me armë, pastaj me "tregtinë me skllevër të bardhë" , si edhe "shpëlarjen e parave të pista". Këto organizata janë aq të fuqishme e aq të shumta sot në botë, sa që posedojnë edhe resurse të mëdha "ushtarake financiare e me natyrë strategjike"***)***.

Deri para fillimit të ndërtimit të marrëdhënieve demokratike është menduar se përparimi mund dhe duhet të bazohet ekskluzivisht në sukses, kurse tani në rrethanat e neoliberalizmit *suksesin* e zëvendëson *egoizmi*. Egoizëm, i cili si synim dhe si tendencë imanente e ka vetë plotësimin e nevojave materiale të njeriut dhe asgjë më shumë, që nënkupton se këtu s'kemi të bëjmë asgjë me nevojat etike, por, vetëm përcaktime utilitariste"**.** Për mendimin tonë, për të kuptuar raportet teorike dhe ato pragmatike midis "hiperglobalistëve"," skeptikëve" dhe "transformacionistëve", do duhej patjetër ta konsultonim tipologjinë që e ka përdorur dhe praktikuar sociologu i njohur David Held. I cili duke apostrofuar cilësimet kryesore të produkteve globale, bën një kategorizim tejet interesant dhe argumentues për analitikët e shkencave sociale, e sidomos për sociologët e kohës sonë.

Thënë më thjesht, kjo ndarje apo ky lloj klasifikimi i këtij autori bazohet ekskluzivisht në raportin që eventualisht e ushtrojnë dhe e ndërtojnë secili nga grupimet e apostrofuara ndaj kapacitetit të ndikimit në rendin e ri botëror në njërën anë, dhe ushtrimit të ndikimit të shtetkombeve në anën tjetër. Në këtë kontekst, pa dyshim që "hiperglobalistët" psh. vërehet se janë shumë më shumë të prirur që ndikimin e globalizimit ta projektojnë dhe perceptojnë si një fenomen i cili ka shanse të "ndjehet dhe të shijohet" gjithandej nëpër gjithë botën sociale e politike. Duke shkuar edhe përtej këtyre dimensioneve te apostrofuara, psh. hiperglobalisti i njohur Ohmahe K, tendencën e globalizimit e këndëvështron, e trajton dhe e percepton ekskluzivisht edhe si "një botë pa kufij" ku roli i shtetit sipas gjithë parametrave sidomos politik, duhet natyrshëm të reduktohet aq shumë, sa që në të ardhmen ai shumë lehtë dhe shumë shpejt do mund t'i takoj të së kaluarës. "Hiperglobalistët, janë aq shumë të entuziazmuar me proceset dhe tendencën e globalizimit, sa që në sytë e tyre, rolin e qeverisë globale dhe të ashtuquajturit "civilizim global", tashmë veç kanë arritur ta marrin agjencitë apo artikuluesit e kompanive transnacionale (KTN-ale).

"Skeptikët", sipas David Heldit, kanë rezerva, dilema dhe dyshime (për ta) të arsyeshme, sepse, globalizimi në "dioptrinë" e tyre (sociale, politike, e sidomos atë ekonomike e kulturore) është vetëm një mit, i cili ka për qëllim ta zhvendosë vëmendjen e qytetarisë globale nga proceset që po mundohen t'ia amputojnë rolit të shtetit, pra, një mekanizmi dhe rregullatori të dëshmuar social e ekonomik. Për ta, krejt kjo ndërvarësi, rrjetëzim dhe zgjatim i komunikimit, bashkëpunimit, dhe integrimit ka ekzistuar edhe më parë. Dhe se dallimi i vetëm midis proceseve të kaluara dhe këtyre të fundit që po identifikohen si globaliste, qëndron vetëm në sasinë dhe cilësinë e mënyrës së komunikimit, ndërvarësisë dhe integrimit.

"Transformacionistët", ndryshe nga dy grupimet e lartcekura, kanë gjykime dhe qëndrime e mendime më të matura, pra, nuk e synojnë as ekstremin *pro* e as ate *contra,* por, i përmbahen kryesisht asaj që Aristoteli e kishte identifikuar në historinë dhe përvojën e lashtë sociopolitike e sociokulturore, si "mesi i artë".

Andaj në sytë e këtij grupimi me tendenca po ashtu globale, globalizimi është një proces i rëndomtë real, i cili si i tillë çfarë p.sh. propagohet nga skeptikët bie fjala ka ekzistuar gjithmonë, apo të themi ka qenë i bashkëlindur me vetë natyrën egoiste të njeriut dhe shoqërisë. Shikuar me dioptrinë e globalistëve, intervenimi i NATO-s në Kosovë, na del si njëlloj reagimi racional që shërbeu më shumë për realizimin e qëllimeve "tradicionale", dhe si njëlloj paralajmërimi i "misioneve të reja", se si do të duhej de facto (intervenimi pragmatik) dhe de jure (normimi i rregullave që e amnistojnë intervenimin, kudo që mund të ndodhë) të "menaxhohen krizat jashtë zonës perëndimore*")*. Pra, vetëbesimi për nevojën e intervenimit mund të shihet si thotë Tojnbi,"Globalizimi duhet edhe ta zgjerojë misionin e kulturës politike perëndimore. Shoqëritë perëndimore sigurisht që, gjatë kohës së bombardimeve në Kosovë, kanë arritur ta kuptojnë rëndësinë dhe peshën e obligimit moral ndaj të drejtave politike të njeriut dhe të konfrontimin me diktatorët që synojnë spastrime etnike... ".

Hasip Saygılı

# Ana e errët e disfatës së Perandorisë Osmane në luftën ballkanike (2)

## Prishja e sistemit të vlerave sociale

Burimet e periudhës nënvizojnë që pothuajse pjesa më e madhe e shtresave të popullsisë osmane ishte brenda një prishjeje të madhe. Mendimtari i njohur xhon turk Ahmet Rizai në një prej gazetave të kohës në një shkrim të tijin shprehet që shoqëria myslimane e ditevë të sotshme duke qenë e pafuqishme dhe e paaftë, është përgjegjëse për situatën sociale në të cilët ndodhet shoqëria.

Me shumë mundësi sipas këtij shkrimi të shkruar nga Ahmet Riza Bej ku ceket se "Nga Vani, Erzincani duke ardhur deri në Stamboll në Gallatë një ermen që punon si hamall, tre, pesë kurush që i fiton me shumë mund gjatë ditës, një pjesë i ndan per kishën ermene, shkollën apo siptalin ermen, madje edhe për komitetin revolucionar ermen" ka dashur të thotë që te shoqëria myslimane mirëkuptimi për një sakrificë të tillë është i dyshuar.[1] Gjithashtu dhe sipas botuesit Tycarzade e gjithë popullsia është brenda një *"shkatërrimi moral"*. Po të mos ishte kështu*:* "Njëqind - njëqind e pesëdhjetë kusarë bullgarë, nuk do të mund të sulmonin një qytezë me 40.000 banorë; Nuk do të zinin robër pesëmbëdhjetë- njëzetëmijë djem mbrojtës të panevojshëm të qytetit, Nuk do të mund të mbysnin njërëzit e qytetit pa u menduar fare si të ishin tufë delesh; Nuk do të mund të vinin dhe të kryenin tragjedi të tmerrshme, ashtu siç arritën vetëm katër ushtarë bullgarë të marrin një qytet dhe port të madh si Tekfur Dağ, edhe pse ishin zona në të cilat gjendeshin me mjëra pushkë, apo municione lufte."[2]

Sipas Hilmi Beut burimi i të gjithë fatkeqësisë është "prishja morale" e popullsisë: "Të gjithë e dimë gjendjen e fushave të luftës. Mungesën e moralitetit e tregon mbathja e batalionit prej një armiku dosido duke lënë topat e pushkët ose rënia rob te armiku e mijëra ushtarëve të pajisur me topa dhe pushkë."[3]

Abdyrreshid Ibrahimi në librin e tij të udhëtimeve na lajmëron për moralin e prishur të diplomatëve osmanë, tani punonjës në ishujt që i përkasin Indonezisë, të cilët paratë që i mblidhnin duke mashtruar popullsinë vendase i harxhonin në botën e argëtimit dhe qejfit.[4]

Gjithashtu sipas shkrimeve në gazetën "Şuray-yı Ümmet" të një prej udhëheqësve të rëndësishëm të Xhon Turqve Ahmet Riza Bejit edhe personeli i përfaqsuesve të jashtëm osmanë, të cilët ishin të ngarkuar me detyra në vendet perëndimore kuptohet që nuk bënin dallim nga kolegët e tyre të Lindjes së Largët.[5] Simptomat e tronditjes së vlerave sociale mund të shikohen në të gjitha grupet e popullsisë.

Ajo që vështruesit bashkëkohorë të periudhës e quajtën "Rënia morale" e tregoi veten në çdo drejtim me prishjen ose metamorfozën sociale, përfshirë këtu prishjen qoftë edhe në marrëdhëniet seksuale.[6] Gjatë gjithë periudhës popullsia vuan nga prekja prej sëmundjeve të transmetuara nëpërmjet rrugëve seksuale.



Gjithashstu edhe Halid Edip në romanin e tij të famshëm "Mevut Hüküm" e shpjegon gjendjen e periudhës në këtë drejtim.[7] Nga Fatih Kerimi deri te Ibrahim Hilmiu janë të një mendimi që shoqëria bënte kërkesën më të madhe për botimet pornografike.[8] Gratë që dilnin në rrugë shpeshherë përballeshin me ngacmime seksuale.[9]

Ndërsa sipas Rahmi Apakut "...në perudhën e njohur si periudha e nëndetësve marinarët në Kasëmpasha dhe Unkapanë prodhojnë kafe, tullumba dhe vraponin pas marrëdhënieve seksuale të devijuara."[10]

## Psikologjia e shoqërisë myslimane

Në Luftën Balkkanike, një pjesë e rëndësishme e zonës operaconale turke e përbërë nga shoqëria civile myslimane, duke preferuar një lëvizje të pamundur për të qenë nga ajo që priste qendra politike osmane e kryqëzuar me "atdhdashje dhe përkushtim", është bërë shkak i dorëzimit te armiku pa rezistencë të vendeve osmane, të cilat me qindra vite kanë qenë pjesë e Perandorisë Osmane.[11]

Në Vilajetin e Kosovës, në Manastir, Shkup, Tetovë dhe Gostivar në lagjet ku kishte edhe popullsi myslimane, popullsia vendase i propozoi vendimarrësve një kërkesë ku kërkonin që qytetet t'i dorëzoheshin armikut pa luftë.[12] Përsëri në Prizren, Gjakovë dhe Ferizaj të Kosovës popullsia kishte preferuar t'i nënshtrohej armıkut; madje popullsia vendase e Ferizajit, Gjakovës dhe përreth Lumës kishin vrarë disa ushtarë në gjendje të paorganizuar.[13] Edhe psë në Vilajetin e Selanikuat gjendej akoma një ushtri lufte e pashfrytëzuar afërsisht prej dyzet mijë ushtarësh kryetari i bashkisë dhe myftiu brenda komisionit vendor pregatit një kërkesë më 5 tetor 1912 komandantit të garnizonit ku i kërkojnë dorëzimin e Vilajetit të Selanikut pa rezistencë armikut.[14] Është regjistruar që shoqëria civile shqiptare në disa vende ka vjedhur depot e armëve[15] që i përkisnin ushtrisë; ndërsa në disa vende duke përhapur panik kanë plaçkitur fshatrat turke.[16]



Mbetja pas në beteja kuptohet që ka ndodhur në përgjithësi si pasojë e mosregjistrimit dhe mungesës së interesimit të popullsisë myslimane për luftën. Fatih Kerimi i ardhur në Stamboll si gazetar lufte shpresonte se do ta gjentë të gjithë popullin në përpjekje për të mbrojtur atdheun. Por do të shkruante se ishte zhgënjyer: "Duke shkuar në këmbë përgjatë rrugëve Sirkexhi dhe Babeali për të arritur në hotelin "Meserret" në të dy anët e rrugës kishte aq shumë njerëz te ulur në kafene saqë nuk kishte ku të vendosje këmbët. Kafenetë jo vetëm në pjesët e brendshme por edhe jashtë ishin plot me njerëz. Në kalldërëme kishin vendosur dhe stole saqë ishte e veshtirë të kaloje aty. Të gjithë ishin mjaft mirë me shëndetin. Të rinj, të fortë dhe të veshur mjaft mirë. Të gjithë rrinin të ulur krejt krekosje. Ka mundësi thamë që sot mund të jetë festë dhe prandaj janë të ulur kështu. Por çdo ditë dhe në çdo vend të Stambollit pamë që gjendja ishte e njëjtë. Pyetëm për shkakun e saj: "Çfarë mund të ndodhë i nderuar, faleminderit prej Zotit ushtarët tanë të rregullt janë të shumtë në numër, nëse atyre u dërgojnë ushqime edhe ata mund të luftojnë mirë. Mbetëm pa fjalë për të kundërshtuar këtë fakt..."[17]

Fatih Kerimi menjëherë pas fillimit të luftës na tregon për këndvështrimet që kishin klasa të ndryshme të shoqërisë së kryeqendrës së Perandorisë Osmane. Duke u mbështetur në vëzhgimet e Kerimit shohim një shoqëri që e ka parë të udhës në grada të fundit të jetë pasive, pa përpjekje, pa atdhedashuri, pa sakrificë për shtetin dhe nderin e popullit.[18] Ndërkohë që një gazetarë i huaj shpjegonte pasivitetin e lexuesve të gazetave në Stamboll të lajmeve për luftën, Kerimi mbante shënim përshtypjet që i la pasiviteti dhe mosinteresimi i shoqërisë.[19]

Të pasurit e shoqërisë myslimane nga ana e vëzhguesve bashkëkohorë fajësoheshin për mungesën e interesimit të përgjithshëm ndaj shtresave në nevojë. Tycarzade Ibrahim Hilmiu na jep shembull se si një të pasuri që ngurroi të ndihmonte me 2 lira flotën detare iu nxorën prej duarsh 40 mijë lira nga bandat (anëtarët e çetës) bullgare.[20]

Gjithashtu edhe Aram Andajon shprehet që të pasurit myslimanë nuk interesoheshin për emigrantët dhe ushtarët e sëmurë.[21]

Vëshguesi i jashtëm Kerimi prishjen e strukturës sociale e përshruan në këtë mënyrë: "Nëse mendimtarët e një populli, duke e quajtur veten qen dhe për një profesor francez, budalla dhe të paedukatë thonë "Thotë të vërtetën, kështu është", ...Apo nëse të rinjtë e vendit, kur thirren për të kryer ushtrinë, provojnë lloj-lloj mëny-rash për t'iu shmangur kryerjes së shërbimit ushtarak dhe kur i shpëtojnë thonë "Faleminderit prej Zotit, sido që të jetë e shtyva dhe për një vit."[22]

Kerimi pandjeshmërisë së shoqërisë myslimane i përgjigjet i revoltuar duke u shprehur në këtë



mënyrë: "Në kohën që do të theren edhe delet madje qoftë edhe pak përpëliten... Në këtë kohë emergjence pse nuk tregoni urgjentisht sakrificë?[23]

Në të njëtën konturë, i mirënjohuri i kohës, mendimtari dhe poeti Mehmet Akifi gjithashtu menjëherë pas përshkrimit në strofat e tij të tragjedisë së Ballkanit, kritikon me shprehje shumë të rënda, nuk ngurron të fajësojë si përgjegjës të kësaj tradegjedie llojet e personave *"të pandjeshëm më shumë sesa leshi"* dhe indiferencën e shoqërisë.[24]

Poeti i Himnit të Pavarasësisë gjatë prishjes i drejtohej shoqërisë me shprehjen "Ndenja s'ka, lëvizje s'ka, dhimbje s'ka.... Qethe lesh?". Kjo shprehje e tij është një shembull që tregon për shkëputjen intelektuale dhe shpirtërore mes mendimtarëve idealistë dhe njerëzve të thjeshtë.[25] Interesante është që edhe mendimtari pozitivist Aydın Abdullah Xhevdeti përfaqësues i këndvështrimeve për botën i kundërt me Mehmet Akifin, gati gati më të njëtën retorikë para dhe gjatë luftës e kritikon ashpër shoqërinë.[26]

*Përktheu nga gjuha turke: Alketa Gjoni*

*1. İmzasız, "İttihad ve Teavün", İçtihad, 23 ,4 Mayıs 1902, s. 1. 2. Osmanlı Devletinin..., f. 111. 3. Osmanlı Devletinin..., f. 89 – 91. Gjıthashtu " Të gjithë e dimë pak a shumë prishjen e moralit tonë. Dalëngadalë po i mësojmë dhe shkaqet e kësaj fatkeqësie. Por ka diçka për të cilën nuk po tregojmë kujdes. Ajo është që po ia ngarkojmë imoralitetin tonë vetëm qyteteve të mëdha. Por së fundmi u tregua që imoraliteti ynë ishte më i thellë, më gjıthpërfshirës. Tani e tutje duhet të pohojmë se në këtë prishje janë përfshirë edhe qytezat madje deri dhe fshatrat. Me prekje nderi, deshmi të rreme, shpifje, perfitim nga mashtrimi, mbathja nga detyrimi i kryerjes së ushtrisë, mashtrime, thyerje të premtimit, thyerje të emanetit, padrejtësi, përdorim të pijeve alkolike, harxhim të kohës, kumar, shkurorëzime, papunësi dhe varfëri do të kuptojmë që ky lëmsh në vendet që zotërohet është më i gjerë dhe më gjithëpërfshirës." f. 93. "Pothuajse në të gjithë qoshet e vendit tonë vërehet një mungesë e theksuar edukate dhe paturpsi që kanë prishur moralin e përgjithshëm duke u përhapur gënjeshtra, mashtrimi, shpifja, betimi në gënjeshtër, moskthimi i huasë, pasiguria, mbathja nga detyrimet, papunësia dhe varfëria, parregullsia, ryshfeti, devijimet seksuale etj. f. 42. "Cili është shkaku i humbjes dhe i fatkeqësisë së sotme? Jemi të gjithë ne! Përqafimi i jetës, grumbullimi i pasurisë, prodhimi kombëtarë, morali i përgjithshëm duke qenë i prishur dhe i keq fatkeqësitë e fundit na treguan ne që edhe fuqia ushtarake në asnjë moment nuk do të jetë aq sa dëshirojmë në gradë të lartë pozite dhe nderi." f. 15. 4. Abdürreşid..., f. 259. 5. Ky lloj grupi ngaqë të gjithë kohën e kalonin në kërkim të qejfit dhe argëtimit dhe pas prositutave as nuk mund të kuptonin të huajt dhe as nuk mund t'i krijonin përshtypje të mira rreth turqve atyre. Për shembull nga këta nëse i kërkon mendim dikujt rreth Parisit, ngaqë këmba e tij nuk ka shkelur asnjëherë në insititut arsimor, ngaqë nuk ka hyrë në asnjë bashkësi të edukuar dhe të lartë, thotë: " İ nderuar Parisi që thoni ju është një bashkësi prostitutash." "Avrupada Türkler", İçtihad, 8 Aralık 1904, 65, f. 2. 6. Shihni shkrimin që Valiu i Stambollit i shkroi Dahiliye Nezaretit (në termat e sotshëm Ministrisë së Brendshme, shën. i përkth.) më 26 gusht 1909 veçanërisht për kënaqësinë pas konsumit luksoz dhe që në çdo cep të Stambollit vërehet rritja e prostitucionit. BOA, DH. EUM. AYŞ. 42/3. 7. Halide Edip Adıvar, Mevüt Hüküm, 2. Bs., Atlas Kitabevi, İstanbul, 1968. 8. Fatih Kerimi, s. 326 – 327. 9. "Një grua kur dilte në rrugë, gjinia jonë mashkullore qoftë i ri apo i moshuar atë grua thuajse donin ta hanin me sy. E ndiqnin në të gjitha lëvizjet, i buzëqeshin në fytyrë, madje i hedhin fjalë jashtë edukate dhe të pista. Madje në rrugica kur e gjenin vetëm e ngacmonin duke i treguar gishtin e mesit. Kjo pafytyrësi dhe mungesë edukate e djemve tanë në çfarë gjendje e shndërrojnë atë grua të pastër dhe të ndershme?" Osmanlı Devletinin..., s. 81. 10. Rahmi Apak, s. 27. 11. Bekir Fikri Grebene, Balkanlarda Tedhiş ve Gerilla, Belge Yayınları, İstanbul, 1976, s. LII. 12. Fevzi Çakmak, Batı Rumeli'yi Nasıl Kaybettik?, haz. Ahmet Tetik, Türkiye İş Bankası Kültür Yayınları, İstanbul, 2011, s. XIV-XV. 13. Fevzi Çakmak..., s. 87 ve Bekir Fikri..., s. XIV-XV. 14. Mustafa Balcı, İzhâr-ı hakikat Hasan Tahsin Paşanın Selanik Hatıraları, Tiran, 2006, s. 77-79. 15. Fevzi Çakmak, s. 17. 16. Fatih Kerimi... s. 59. 17. Fatih Kerimi..., s. 14. 18. Fatih Kerimi..., s. 35-36 Gjithashtu: " Në kohën që filloi lufta kur u bë lajm i ditës " Ideja që ti bashkangjiteshin asaj si ushtarë vullnetarë në grupe të mëdha studentët e universitetit për të ngritur moralin shoqëror dhe të për të mbrojtur nderin e të rinjve që studionin" nga katër – pesë mijë studentë vetëm pesedhjetë prej tyre në përgjigje të thirrjes shkuan në betejë. s. 70. 19. Stephan Lauzan, Osmanlının Bozgun Yılları, haz. Seyfettin Ünlü, Beyan Yayınları, İstanbul, ty, s. 41. 20. Osmanlı Devletinin..., s.139. 21. Aram Andoyan, Balkan Harbi tarihi, çev. Zaven Biberyan, Sander Yayınları, İstanbul, 1975, s. 487. 22. Fatih Kerimi..., s. 280. 23. Fatih Kerimi..., s. 170. 24. "Ey bu toprakta birer naş-ı perişan bırakıp. Yükselen, mevkib- ervah!... Sakın arza bakıp. Sanmayın: Şevk-i şehadetle coşan bir kan var... Bizde leşten daha hissiz, daha kokmuş can var! Bakmayın, hem tükürün çehre-i öurdarımıza! Tükürün: Belki biraz duygu gelir arımıza! Tükürün cebhe-i lakaydına Şarkın, tükürün. Kuşkulansın, görelim , gayreti halkın , tükürün!"... Mehmet Akif Ersoy, Safahat, haz. Ertuğrul Düzdağ, Kültür ve Türizm Bakanlığı Yayınları, İstanbul, 1987, f. 183. 25. Mehmet Akif..., f. 198. 26. Abdullah Cevdet, İçtihadın İçtihadı: Abdullah Cevde'ten Seçme Yazılar, haz. Mustafa Gündüz, Lotus Yayınevi, Ankara, 2008, s. 99, 140, 160-162, 190.*

# Karta e Mekës së Nderuar

E lëshuar nga më shumë se një mijë e dyqind (1.200) myftinj dhe dijetarë të mëdhenj të Umetit Islamë gjatë konferencës së tyre historike, të mbajtur pranë Qabesë së Shenjtë, në periudhën 22-24 Ramazan të vitit 1440 h., (27-29 maj 2019).

*Në emër të Allahut, Mëshiruesit, Meshirëbërësit*

*Falenderimi i takon Allahut të Madhëruar, salavatet dhe selamet qofshin mbi të Dërguarin e Allahut, Pejgamberin tonë Muhamed, mbi familjen e tij dhe mbi të gjithë ashabët (shokët e tij).*

*Nga afërsia e Qabesë së Shenjtë dhe nga besnikët e Qabesë së Shenjtë, pjesëmarrësit e pranishëm në konferencën e "Kartës së Mekës së Shenjtë" (mbi vlerat e moderimit dhe mënyrën e mesme në tekstet e Kuranit dhe Sunetit), nga Ulema dhe studiues të shquar të Umetit Islam, të udhëhequr –nga Myftinjtë e medhenj, të (rikujtuar - udhëzuar – frymëzuar) dhe udhëhequr nga "Karta e Medinës", e nënshkruar nga Pejgamberi a.s. 14 shekuj më parë me anëtarët e grupeve të ndryshme fetare, kulturore dhe etnike në qytetin e tij Medinë, e cila kartë u bë dokument kushtetues shembull për konfirmimin dhe vërtetimin e vlerave të bashkëjetesës dhe për vendosjen e paqes midis të gjithë anëtarëve të bashkësisë njerëzore.*

*Nxjerrja e këtij dokumenti në afërsi të Shtepisë së Shenjtë, vend që terheq zemrat e myslimanëve; është vërtetim-konfirmim i rëndësisë së saj si referencë shpirtërore për botën islame, ku është kibla e Islamit dhe myslimanëve dhe burim rrezatimi dhe udhëzimi për botërat me shenjetrinë e këtij vendi të pastër në Mekën e Nderuar në Mbretërinë e Arabisë Saudite dhe mirënjohje për meritën e madhe të udhëheqjes së saj politike, per shërbimet e saj të shkëlqyera për Islamin, për myslimanët dhe për gjithë njerëzimin.*




*Myslimanët duke lëshuar dhe duke nxjerrë këtë dokument "Kartën e Mekës së Shenjtë", të përfaqësuar nga liderët e tyre shpirtërorë dhe fetarë, te cilët u mblodhën në vendin dhe kohën e bekuar, ku dhe u takuan në - tubimin historik- afër Shtëpisë së lashtë dhe të shenjtë dhe gjatë dhjetë ditëve të fundit të muajit mubarek të Ramazanit; konfirmojnë se ata janë pjesë e kësaj bote me ndërveprimin e tyre civilizues, të përkushtuar të krijojnë komunikim me të gjithë komponentet, në mënyrë që të arrijnë mirëqenien e mbarë njerëzimit, të forcojnë vlerat sublime, të ndërtojnë ura dashurie dhe harmonie midis njerëzve dhe të parandalojnë padrejtësinë, konfliktin e civilizimeve dhe efektet negative të urrejtjes mes njerëzve.*

*Pjesëmarrësit e konferencës konfirmojnë përmbajtjen e Kartës historike të Mekës së Shenjtë, e cila*

*bazohet në bazamentet dhe parimet e mëposhtme:*

*1- Njerëzit, pavarësisht nga dallimet e tyre, kanë një origjinë të përbashkët dhe të gjithë ata si njerëz janë të barabartë. Allahu i Lartësuar thotë: "O ju njerëz! Kini frikë Zotin tuaj që ju ka krijuar prej një veteje (njeriu) dhe nga ajo krijoi palën (shoqën) e saj, e prej atyre dyve u shtuan burrra shumë e gra. Dhe kini frikë Allahun, me emrin e të Cilit përbetoheni, ruajeni farefisin (akraballëkun), se Allahu është mbikëqyrës mbi ju..." (En-Nisa, 1). Të gjithë të përfshirë nga Nderimi Hyjnor, Allahu i Lartësuar thotë: "Ne vërtet nderuam pasardhësit e Ademit (njerëzit), u mundësuam të udhëtojnë hipur në tokë e në det, i begatuam me ushqime të mira, i vlerësuam ata (i lartësuam) ndaj shumicës së krijesave që Ne i krijuam." (El-Isra, 70).*

*2- Refuzimi i frazave dhe parullave të racizmit, si dhe refuzimi i çdo forme arrogance të nxitur dhe zbukuruar nga iluzione të privilegjimit artifical –ngritjes mbi njëri-tjetrin. Më i miri është njeriu që është më i devotshmi.*

*"O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet vete e s'ka dyshim se te Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur (këqijat), e Allahu është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë." (El-Huxhurat, 13). Po ashtu, më i miri në mesin e njerëzve është ai që është me i dobishmi per njerëzit, siç thuhet në hadith: "Njeriu më i mirë është ai që është më i dobishmi për njerëzit".*

*3- Dallimet midis kombeve në besimet e tyre, natyrën e tyre dhe mënyrën e tyre të të menduarit është përcaktim që rrjedh nga urtësia e madhe e Zotit. Pranimi i këtij fakti dhe trajtimi i tij në mënyrë të arsyeshme dhe të mençur çon në vendosjen e harmonisë dhe paqes mes njerëzve, kjo sigurisht që është më mirë sesa ekzagjerimi, këmbëngulja dhe konflikti i bazuar në këto dallime. Allahu i lartësuar tha: "Sikur të dëshironte Zoti yt, do t'i bënte njerëzit të një feje (por nuk dëshiroi, Ai e di pse). Ata vazhdimisht janë në kundërshtime (mes vete)." (Hud, 118). Të gjithë ata që kuptojnë të vërtetën, duhet t'ua bëjnë të ditur të tjerëve.*

*4 - Dallimet fetare dhe kulturore në bashkësitë njerëzore nuk janë justifikim për konflikt dhe përplasje. Por, kjo duhet të jetë një rast për krijimin e një bashkëpunimi civilizues pozitiv dhe komunikimit produktiv, i cili, nga këto dallime, do të krijojë ura dialogu, mirëkuptimi dhe bashkëpunimi për të mirën e të gjithë njerëzve. Ajo duhet të jetë një shtysë për të garuar në shërbim dhe në lumturim të njeriut dhe në hulumtim për gjetjen e gjërave të përbashkëta që na lidhin dhe mbi to të ndërtojmë shtetet për të gjithë qytetarët, mbi bazë të vlerave, lirive dhe drejtësisë të garantuara, respektit të ndërsjellë dhe dëshirës për të mirën e të gjithë njerëzve.*

*5 - Origjina e feve qiellore është një dhe ajo është besimi në një Zot që nuk ka të shoq. Por, rregullat, ritet dhe ceremonitë e këtyre feve ndryshojnë. Është e ndaluar dhe e gabuar lidhja mes fesë dhe praktikave të gabuara politike të anëtarëve të çdo feje.*

*6 - Dialogu civilizues është mënyra më e mirë për të kuptuar në mënyrë të duhur njëri-tjetrin, për të kuptuar gjithçka që kemi të përbashkët, për të kapërcyer pengesat për bashkëjetesë dhe për të zgjidhur problemet. Duke vepruar kështu, ne e pranojmë tjetrin, të drejtën e tij për të ekzistuar dhe të gjitha të drejtat e tij të garantuara. Kështu realizohet drejtësia dhe mirëkuptimi midis atyre që janë të ndryshëm. Kjo forcon respektimin e specifikave të tyre dhe kapërcen paragjykimet bazuar në armiqësitë historike që rrjedhin nga urrejtja dhe teoritë e komplotit, si dhe përgjithësimet e gabuara, të bazuara në qëndrime dhe veprime të jashtëzakonshme. Duke konfirmuar se historia është përgjegjësi e atyre që kanë jetuar në të kaluarën. Askush nuk do të bartë barrën e një tjetri, pavarësisht se çfarë feje, ideje, politike apo kombi i është atribuar ndonjë gjë nga historia. Allahu i Lartësuar tha: "Ai ishte një popull që kaloi, atij i takoi ajo që fitoi, e juve ju takon ajo që fituat, prandaj ju nuk jeni*



*përgjegjës për atë që vepruan ata... ” (El-Bekare, 134). Dhe Allahu i Madhëruar tha: " Ai tha: ‘Si është gjendja e popujve të mëparshëm?’ . (Musai) Tha: ‘Dija për ata është te Zoti im, e shënuar në një libër. Zoti im nuk gabon e as nuk harron’." (Taha, 51, 52).*

*7- Fetë dhe filozofitë nuk kanë asnjë lidhje me veprimet e pamatura të ndjekësve dhe avokatëve të tyre. Akte të tilla flasin vetëm per autorët e tyre. Ligje të shumta fetare në thelb bëjnë thirrje për të adhuruar një Krijues, duke iu afruar Krijuesit me gjithçka që u sjell dobi njerëzve, duke ruajtur dinjitetin e tyre, duke promovuar vlerat e tyre, duke u kujdesur për marrëdhëniet e tyre pozitive familjare dhe komunitare. I Derguari i Allahut a.s. tha: "Unë jam dërguar për të plotësuar moralet e larta të njerëzve." (Transmeton Ahmedi në Musned).*

*8 - Të punojmë së bashku për të ndaluar shkatërrimin e njeriut dhe ndërtesave, pastaj të punojmë së bashku për të mirën e njerëzimit, kjo çon në formimin e një aleance produktive botërore që tejkalon idetë dhe parullat e thjeshta dhe synon korrigjimin e defekteve civilizuese, nga të cilat rrjedh terrorizmi, që është një nga produktet negative të tyre.*

*9 - Vendosja e ligjeve te ashpra për të gjithë ata që përhapin urrejtje, nxisin dhunë, terrorizëm dhe konflikt civilizimi, është një garanci për zhdukjen e shkaqeve të konflikteve fetare dhe etnike.*

*10 - Myslimanët, me përvojat e tyre unike të pasura, kanë lënë gjurmë në civilizimin njerëzor. Sot, ata janë në gjendje të japin një kontribut pozitiv në fushat për të cilat njerëzimi ka nevojë, kur bëhet fjalë për krizat morale, sociale dhe mjedisore që vuajnë nën hijen e mungesës së vlerës, të shkaktuar nga efektet negative të globalizmit.*

*11 - Lufta kundër terrorizmit, padrejtësisë dhe shtypjes, refuzimi i shfrytëzimit të popujve dhe i shkeljes së të drejtave të njeriut janë detyrë dhe obligim i të gjithëve. Nuk duhet të ketë diskriminim dhe as nepotizëm. Vlerat e drejta nuk pranojnë qasje të pjesshme në gjërat. Kështu, parandalimi i padrejtësisë dhe mbështetja për procesin e duhur dhe formimi i një qëndrimi ndërkombëtar publik që do të ndihmonte në vendosjen e drejtësisë, janë një detyrim moral që nuk duhet të vonohet ose të lihet pas dore.*

*12 – Natyra dhe hapësira në të cilën jetojmë është dhuratë e Krijuesit Suprem për njeriun. Ai i nënshtroi atij gjithçka në qiell dhe në tokë. Shkatërrimi i burimeve natyrore dhe ndotja e natyrës përbëjnë kalim të kufijve të lejueshëm dhe sulm ndaj të drejtave të brezave të ardhshëm.*

*13 - Teza e përplasjes së civilizimeve, thirrja për shkatërrim dhe frikësim nga njëri-tjetri, është një fenomen që lind nga izolimi, tendencat raciste, mbizotërimi negativ kulturor dhe mbyllja. Kjo është, në rastin më të mirë, një humbje e kursit të duhur, të menduar sipërfaqësor dhe një ndjenjë dobësie ndaj faktorëve të ndërtimit të civilizimit. Kjo çon në investimin e përpjekjeve për t'iu përgjigjur konfliktit dhe konfrontimit në vend se t'i zgjidhen problemet në mënyrë paqësore në një mënyrë natyrale.*

*14 - Konflikti dhe shkatërrimi çojnë në rritjen e urrejtjes dhe krijimin e armiqësisë midis kombeve dhe popujve. Kjo pengon krijimin e gjithçkaje që është e nevojshme për të jetuar së bashku dhe për integrim pozitiv qytetar. Kjo veçanërisht ka të bëjë me shtetet multifetare dhe ato multietnike. Këto konflikte dhe shkatërrime janë një parakusht për shfaqjen e dhunës dhe terrorizmit.*

*15 - Islamofobia lind nga padija për thelbin e Islamit, arritjet e tij civilizuese dhe qëllimet e larta. Njohja e vërtetë e Islamit kërkon një pamje objektive pa paragjykime. Islami duhet të kuptohet përmes reflektimit në themelet dhe parimet e tij, jo në bazë të disa përjashtimeve, të keqtrajtimit ose të veprimeve të disa individëve që e bëjnë këtë në emër të Islamit, ose në bazë të veprimeve të pamatura që u atribuohen në mënyrë të gabuar parimeve të Islamit.*

*16 - Forcimi i vlerave të larta morale dhe inkurajimi i akteve fisnike shoqërore është detyrë e të gjithëve. Eshtë gjithashtu një detyrim për të bashkëpunuar në tejkalimin e sfidave morale, mjedisore dhe familjare bazuar në konceptet islamike dhe njerëzore të përbashkëta.*

*17 - Liria e njeriut nuk duhet të jetë një justifikim për të atakuar vlerat njerëzore ose sistemet shoqërore. Ekziston një ndryshim i madh midis lirisë dhe anarkisë. Secila liri duhet të ndalojë përpara kufijve të vlerave dhe lirive të të tjerëve dhe te kufijtë e kushtetutës dhe sistemit, duke pasur në konsideratë ndërgjegjjen e përgjithshme, qetësinë dhe paqen e shoqërisë.*

*18 - Ndërhyrja në punët e brendshme të shteteve të tjera është e papranueshme, sidomos duke përdorur avantazhin, duke përdorur dominimit politik, nëpërmjet ambicieve ekonomike, ose me mënyra të tjera. Eshtë gjithashtu e papranueshme marketingu dhe përhapja e ideve të sektarizmit, si dhe përpjekja e imponimit të një zgjidhjeje juridike sheriatike (fetva) mbi çështje të caktuara pavarësisht nëse ato çështje janë me specifika të ndryshme të vendit, fushës dhe të situatës. Nuk mund të ndërhyhet nën asnjë pretekst, përveç në bazë të një legjitimiteti që do të jepej përmes një kërkese zyrtare për një përfitim të qartë në ballafaqimin e një armiku, rebeli ose kujtdo që bën rrëmujë - nga njëra anë, ose duke ofruar ndihmë, kujdes dhe zhvillim, nga ana tjetër.*

*19 - Përvojat botërore të përparimit të suksesshëm duhet të shërbejnë si një shembull i luftimit të të gjitha formave të korrupsionit, vendosjes së parimeve të kontrollit të qartë dhe të plotë dhe punës për të ndryshuar standardet e konsumatorit që kërcënojnë axhendën e përparimit, varfërojnë burimet dhe shkatërrojnë pasurinë.*

*20 - Mbrojtja e shoqërive dhe bashkësive myslimane është përgjegjësi e institucioneve arsimore përmes kurrikulave, stafit, burimeve njerëzore për këtë qëllim, të gjithë platformave me ndikim, veçanërisht – minbereve të xhamive ditës së xhuma, dhe institucioneve të shoqërisë civile, duke punuar dhe obliguar ngritjen e vetëdijesimit të ndërgjegjësimit fetar dhe për t'u kujdesur për ndjenjat e tyre fetare. Ato duhet të drejtohen drejt koncepteve të Rrugës së Mesme dhe të moderimit dhe paralajmërimit kundër përshkallëzimit të teorive të komplotit dhe të përplasjes fetare dhe kulturore, kundër futjes së zhgënjimit, keqkuptimit, paragjykimeve dhe keqinterpretimeve në mes të Umetit.*

*21 - Arritja e një jete të përbashkët të sigurt midis anëtarëve të të gjitha grupeve fetare, etnike dhe kulturore, edhe rrethit të zgjeruar njerëzor,*

*kërkon bashkëpunimin e të gjithë liderëve botërorë dhe institucioneve ndërkombëtare. Kërkon edhe mosdallimin midis njerëzve – kur shtrohet dhe ofrohet dora e përkrahjes dhe ndihmës politike, ekonomike ose humanitare mbi baza të besimit fetar, ose kombëtar ose ndonjë përkatësie tjetër.*

*22 - Qytetësia (qytetaria) gjithëpërfshirëse është e drejtë e cila duhet të përmbushet me parimet e drejtësisë islame për të gjithë, duke pasur parasysh llojshmërinë qytetare, me respektimin e kushtetutave dhe sistemeve që tregojnë vetëdijen qytetare të të gjithë qytetarëve ose shumicës së tyre. Gjithashtu dhe shteti ka të drejtën e tij në këtë, andaj kërkohet nga qytetarët që të jenë të sinqertë me atdheun e tyre, të mbrojnë sigurinë dhe paqen e tij sociale dhe të kujdesen për faltoret dhe tempujt. E gjithë kjo mbi baza të obligimit reciprok dhe të drejtës së dyanshme, për këtë janë parimi i ligjit të ndërsjellë (shtet - njeri) dhe të drejtat e barabarta për të gjithë, përfshirë pakicat fetare dhe etnike.*

*23 - Sulmet mbi faltoret dhe vendet e adhurimit fetar janë një veprim, akt kriminal i penalizuar, kundër të cilit duhet të qëndrohet me vendosmëri dhe të sanksionohet me ligj. Kërkohen gjithashtu garanci të forta politike dhe të sigurisë, me një kundërshtim të detyrueshëm të ideve ekstremiste që inkurajojnë dhe nxisin akte të tilla kriminale.*

*24 - Forcimi i iniciativave dhe programeve për të luftuar urinë, varfërinë, sëmundjen, injorancën, diskriminimin racor dhe degradimin e mjedisit, me solidaritetin e të gjitha organeve përgjegjëse qeveritare, ndërkombëtare dhe private, si dhe aktivistëve humanitarë perkatës në sherbim të humanizmit njerëzor, dhe ruajtjes së dinjitetit të njeriut dhe të mbrotjes së të drejtave të tij.*

*25 - Fuqizimi i drejtë i gruas brenda ruajtjes së kufijve dhe ligjeve të Allahut të Lartesuar, është një nga të drejtat e saj. Nuk lejohet të lihet pas dore ose të margjinalizohet roli i saj, të cenohet dinjiteti i saj, ose te privohet nga mundësitë e saj, qoftë në fushën e fesë, shkencës, politikës, shoqërisë, etj. Asaj duhet t'i jepet e drejta e saj e garantuar pa diskriminim. Barazia e saj qëndron në shpërblim dhe mundësi, në bazë të natyrës së saj, përgatitjes së saj dhe kompetencave të ndara me drejtësi midis të gjithëve. Mohimi i drejtësisë përbën krim ndaj grave në veçanti dhe ndaj komuniteteve njerëzore në përgjithësi.*

*26 - Kujdesi për shëndetin, arsimimin dhe edukimin e fëmijës është para së gjithash përgjegjësia e shteteve, institucioneve dhe organizatave përkatëse kompetente ndërkombëtare dhe atyre private. Eshtë një përgjegjësi e veçantë e familjes kur bëhet fjalë për intelektin e tij, i cili zgjeron perspektivat e tij, forcon aftësitë e tij, i jep atij mundësinë për të shprehur kreativitetin e tij, përvetësimin e aftësive të komunikimit dhe mbrojtjen e tij nga devijimi.*

*27 - Forcimi i identitetit të Rinisë Myslimane përmes pesë shtyllave: Feja, Atdheu, Kultura, Historia dhe Gjuha, dhe mbrojtja e tyre nga përpjekja e përjashtimit ose asimilimt dhe e zhdukjes së shkaktuar qëllimisht ose pa qëllim; është e nevojshme të mbrohet rinia nga idetë shkatërruese të civilizimit, nga nxitja e urrejtjes ndaj atyre që janë të ndryshëm nga ta dhe nga ekstremizmi intelektual, nga egërsia e tij, nga dhuna dhe nga terrorizmi. Të rinjtë duhet të forcojnë aftësinë e tyre për të komunikuar me të tjerët me një vetëdije që bazohet në horizonte të gjera islamike dhe një moral që lidh zemrat. Sidomos në vlerat e tolerancës dhe të bashkëjetesës në paqe dhe harmoni, me vetëdije për ekzistencën e tjetrit, të mbrohen dinjiteti dhe të drejtat e tij, të respektojmë sistemet e vendeve në të cilat banojnë, të bashkëpunojnë me të tjerët dhe të shkëmbejmë përvoja të dobishme duke u bazuar se ne jemi të gjithë një familje sublime, së cilës Islami ia ka vendosur parimet e larta.*

*Pjesëmarrësit të cilët kanë lëshuar "Kartën e Mekës së Shenjtë", e konsiderojnë shumë të rëndësishëm krijimin e një Forumi Botëror (me iniciativë islamike), i cili do të kujdeset për rininë në përgjithësi. Përmes projekteve të tyre, ata do të punojnë për krijimin e lidhjeve dhe dialogut konstruktiv midis të rinjve brenda dhe jashtë komuniteteve islamike. Duke vepruar kështu, ky forum do të marrë parasysh të gjitha sugjerimet dhe problemet e rinisë, në mënyrën plotësisht të hapur dhe të qartë, përmes eksperiencës, arsimimit kompetent dhe sensit edukativ adekuat. Të këtë këmbim, dëgjim, bisedim dhe diskutim me të rinjtë, në një mënyrë të përshtatshme për nivelin dhe ndjenjat e tyre, duke mbushur zbrazëtirat. Sa herë që rinia ishte lënë pas dore, rezultatet dilnin negative.*

*28 – Le të kapërcehen të gjitha vendimet, iniciativat dhe programet teorike, si dhe parullat formale që nuk çojnë në produktivitet, për të dalë në ato praktike që japin rezultate të prekshme, pozitive dhe demonstrojnë seriozitetin, besueshmërinë dhe forcën e sistemit. Veçanërisht në ato që ndërlidhen me vendosjen e paqes dhe sigurisë ndërkombëtare, si dhe me dënimin e të gjitha formave të gjenocidit, spastrimit etnik, shpërnguljes me forcë, trafikimit të qenieve njerëzore dhe abortit të paligjshëm.*

*29 - Askush tjetër përveç ulemave, dijetarëve të vërtetë nuk mund të nënshkruajë ose të flasë në emër të Umetit Islam për çështje të Umetit Islam në tubime dhe mbledhi, siç është kjo konferencë e "Kartës së Mekës së Shenjtë", e cila karakterizohet nga bereqeti i afërsisë me Qabenë e Shenjtë. Puna fetare dhe humane e përbashkët që synon mirëqenien e të gjithëve, detyron pjesëmarrjen e të gjithëve pa ekskluzivitet, pa diskriminim dhe pa racizëm, pavarësisht fesë, përkatësisë etnike ose ngjyrës së lëkurës.*

*Paqja dhe salavatet qofshin mbi Profetin tonë Muhamed, mbi familjen e tij dhe mbi të gjithë ashabët!*

*Lëshuar në Mekën e Nderuar pranë Qabesë së Shenjtë, si pjesë e konferencës" Karta e Mekës së Nderuar", e cila u mbajt nga 29-27 maj 24 - 22 / 2019 Ramazan 1440 h.*

*Perktheu: Mr. Besim Mehmeti*

Dr. Selatin Mehani

# Durimi është adhurim

Durimi, në raport me veprën (adhurimin), është sikur koka me trupin. Ai, si cilësi e mirë, apo qëndrim pozitiv psikologjik (siç e cilësojnë disa) është nga dhuratat më të çmuara që i jepet myslimanit.

Prej veçorive të besimtarit të zellshëm është vazhdueshmëria në adhurim ashtu që të mos e shkëpusë as edhe një herë lidhjen me Zotin. Kjo, ngase ai pranon se qëllimi kryesor i krijimit të njeriut është njohja e Zotit dhe adhurimi i Tij.

Lidhur me këtë Zoti në Kuran thotë: "*Nuk i krijova xhinët dhe as njerëzit për tjetër veçse që të më adhurojnë.*"[1] Po ashtu thotë: "*Dhe adhuro Zotin tënd derisa të të vijë vdekja.*"[2] Prandaj, thirrja qendrore e të gjithë profetëve të Zotit ishte e fokusuar te ky qëllim. Kurani citon thirrjen e Nuhit a.s. drejtuar popullit të tij: "*O populli im, adhurojeni Allahun, sepse ju nuk keni zot tjetër pos Tij...*"[3]. Dhe, kësisoji dëshmon se vepruan të gjithë profetët tjerë të Zotit kur thotë: "*Ne patëm dërguar tek çdo popull të dërguar, (të cilët thirren) që të adhurohet Allahu dhe të shmanget adhurimi i çdokujt tjetër pos Tij...*"[4].

Mirëpo, duke qenë se adhurimi jodomosdoshmërisht i jep frytet në mënyrë të menjëhershme, shumë lehtë ndodh që adhuruesi ndonjëherë të tregohet neglizhent dhe i padurueshëm në adhurimin e Zotit. Njeriu, me gjithë avancimin dhe superioritetin e tij, megjithatë si krijesë me nevoja dhe varësi, është i dobët, dhe nga dobësia ai preferon pushimin ndaj angazhimit, përtacinë ndaj punës..., kështu që durimi në adhurim si vepërmirësi është nga virtytet më të nevojshme që i nevojitet atij. Durimi, në raport me veprën (adhurimin), është sikur koka me trupin. Ai, si cilësi e mirë, apo qëndrim pozitiv psikologjik (siç e cilësojnë disa) është nga dhuratat më të çmuara që i jepet myslimanit. I Dërguari, paqja dhe mëshira e Zotit qoftë mbi të, thotë: "Dhe kush përpiqet për durim, Zoti atij ia jep atë (durimin), dhe nuk i është dhënë dikujt diçka më e mirë dhe më e gjerë sesa durimi."[5] Andaj, ai është një virtyt i cili mësohet dhe përfitohet, ashtu siç përfitohen cilësi dhe virtyte të tjera, me të cilat nuk lind njeriu.

## Definimi i durimit

Durimi arabisht quhet *sabër*, që në etimologji do të thotë *frenim*, *ndalje* apo *përmbajtje*[6]. Ndërsa, në terminologji nënkupton: "*ndalja e vetes nga dëshpërimi dhe paniku; e gjuhës nga ankimi dhe fyerja, e gjymtyrëve nga goditja dhe protestimi*"[7], siç është goditja e fytyrës dhe shqyerja e rrobave në






raste të dëshpërimit apo pikëllimit. Disa e kanë definuar si *"qëndrim korrekt ndaj Zotit duke pranuar qetësisht sprovat që Ai i dërgon, pa u ankuar."*[8]

Ky kuptim tregon se durimi është një cilësi sublime, edukatë, mirësjellje dhe etikë e lartë, me anë të së cilës besimtari qëndrueshëm i tejkalon vështirësitë në punë dhe fatkeqësitë e jetës. Ai është përmbajtje nga veprimet e ngutshme dhe të padëshiruara, shprehja e pakënaqësisë dhe mallkimi i gjendjes. Ai është fryt i besimit, apo është vetë besimi, pasi që rrjedhimisht buron nga ai. Një herë kur i Dërguari i Zotit u pyet për besimin, tha: *"Ai është durimi"*[9]. I Dërguari i Zotit po ashtu thotë: *"Është habi me besimtarin, pasi që e tërë çështja e tij është mirësi. Nëse atij i ndodh diçka e mirë, ai bëhet falënderues, dhe kjo (pa dyshim se) është mirë për të. Por, nëse atë e godet ndonjë fatkeqësi, ai bën durim, dhe kjo (prapë) është mirë për të, dhe, nuk ndodh kjo veçse me besimtarin."*[10]

**Durimi është mësimi dhe mekanizmi më i mirë se si duhen tejkaluar sprovat dhe vështirësitë, ngase ai e kalit njeriun, e bënë atë të fortë, kurse njeriu i fortë dhe me karakter të ndërtuar mirë, është ai i cili sjell mirëqenien dhe realizon drejtësinë në shoqëri.**

## Llojet e durimit

Dijetarët islamë përmendin disa lloje të durimit:

Durimi në adhurimin e Zotit. Meqë jeta është sfiduese dhe rrugëtimi për te Zoti përmban pengesa e vështirësi të shumta, ndërkaq njeriu preferon një jetë të lirë dhe pa detyrime, paraqitet nevoja për durim në vepërmirësi. Kurani citon dhe thotë: *"(Ai është) Zoti i qiejve dhe tokës dhe ç'ka në mes tyre, andaj Atë adhuro dhe ji i durueshëm në adhurimin ndaj Tij…"*[11] Ky durim përveçse e bën adhurimin të lehtë dhe të këndshëm, i njëjti është adhurim në vete, pasi që rruga për te adhurimi është adhurim, ashtu siç është mëkat edhe vetë rruga për te mëkati.

Durimi ndaj mëkatit. Kjo i bie të frenohet epshi dhe egoja nga rënia në mëkat. Kjo, ngase kënaqësitë e kësaj bote nganjëherë janë tërheqëse edhe kur ato janë me pasoja të kobshme, ndërsa njeriun e ligështon lakmia nëse nuk është i pajisur me durim, dhe lehtë bie në grackën e errët të mëkatit. Lidhur me këtë, duke iu referuar ngjarjes se Jusufit (alejhi sselam), Kurani citon dhe thotë: *"Dhe atë e ftoi ajo që ishte (Jusufi) në shtëpinë e saj, ia ofroi vetveten e saj, ia mbylli dyert dhe i tha: "Eja!" (jam gati për ty), ai i tha: Allahu na ruajttë! (Ai) Zotëria im (e burri yt) më bëri mirë dhe më vendosi (në shtëpinë e tij, andaj si ta tradhtoj?!). S'ka dyshim se tradhtarët nuk kanë sukses."*[12]

Durimi ndaj pabesisë është tipari që e ruajti Jusufin (alejhi selam) nga rënia në mëkat.

Durimi në fatkeqësi. Në jetë askush nuk u shpëton fatkeqësive që e lëndojnë. Ndaj ngjarjeve të dhimbshme dhe tunduese nuk ishin imunë as të dërguarit e Zotit. I miri apo i ligi, besimtari dhe jobesimtari, i pasuri dhe i varfri, i ngrituri dhe i ulti, të gjithë u ekspozohen sprovave të kësaj bote. Shpëtim dhe lehtësim gjen, dhe me më pak dëme e vështirësi e tejkalon, vetëm ai që është i pajisur me durim. Kurani lidhur me këtë thotë: *"Ne do t'ju sprovojmë juve me diçka nga frika, uria, me mangësi në pasuri, jetë (vdekje) dhe fryte, (ndërsa) ti përgëzoi durimtarët. Të cilët kur i godet diçka nga fatkeqësitë thonë: Ne jemi te Zotit dhe te Ai kemi për t'u kthyer."*[13] Andaj, përgëzimi u takon durimtarëve, sepse ata trajtojnë rastet me përmbajtje dhe maturi.

Kurani na jep mësime nga jeta e të dashurve të Zotit, të cilët u sprovuan dhe i tejkaluan me durim situatat pikëlluese. Kështu Ejupi (alejhi selam), përballoi sëmundjen vite me radhë me durim, Jakupi (alejhi selam) u përmbajt bukur kur mori lajmin se ka humbur djalin e mirë, Jusufi (alejhi selam), burgosjen pa faj e përballoi me durim, për të dalë në fund fitimtar, dhe Muhamedi (salAllahu alejhi ve selem) me vetëpërmbajtje e urtësi armiqësinë fatkeqe mes fiseve e shndërroi në vëllazëri...

Durimi në raportet ndërnjerëzore. Njeriu nga natyra e tij është krijesë sociale dhe politike, e meqë nuk mund të jetojë i vetëm, me durim dhe përmbajtje duhet të menaxhojë konfliktin e interesave me të tjerët. Prandaj, njerëzit në raste të tilla janë sprovë për njëri tjetrin. Në rrethin e ngushtë, bashkëshorti është sprovë për bashkëshorten dhe anasjelltas, prindi është sprovë për fëmijët dhe anasjelltas, fqinji për fqinjin e kështu me radhë. Në rrethin më të gjerë, shoqëritë janë sprovë për shoqëritë, fisi për fisin, shteti për shtetin, etnitë dhe racat për njëra tjetrën... Andaj, në të tilla rrethana të shumëllojllojshmërisë dhe të konfliktit mes interesave, durimi i njëri tjetrit është hapi i parë për t'u dhënë shans harmonisë dhe bashkëjetesës. Lidhur me këtë Kurani thotë: "*Ne ju kemi bërë sprovë për njëri tjetrin, (për të pa) a po duroni*?"[14]

## Shpërblimi i durimit

Kur besimtari bëhet i durueshëm në punë të mira, i përmbajtur larg mëkatit e krimit, i qëndrueshëm në sprova e fatkeqësi, zemra i gjen prehjen dhe Zoti e do, Kurani i Madhërishëm thotë: "*Vërtet, Zoti i do durimtarët.*"[15] Dhe se "*Me të vërtetë durimtarët do ta marrin shpërblimin e tyre pa kufi.*"[16], dhe ata në Ditën e Llogarisë *"do të jenë fitimtarët"*[17].

Në hadith qëndron: "Nuk e godet besimtarin lodhje, dhimbje, sëmundje dhe pikëllim, apo të shqetësohet për diçka, saqë edhe t'i futet ndonjë gjemb, veçse Zoti me to do t'ia fshijë mëkatet."[18] Kështu i Dërguari i Zotit kur pa familjen e Jaserit që sprovohej dhe keqtrajtohej, në pamundësi për ta ndihmuar, ai u tha: "Duroni o familja e Jaserit, sepse (për këtë) do ta fitoni xhenetin."[19] Ndërsa, se fatkeqësitë dhe sprovat janë natyrë e kësaj bote dhe pjesë e pandashme e saj, e sqaron më së miri ky hadith: *"Do të vazhdojë besimtari dhe besimtarja të sprovohen, në vetveten e tyre, familjen dhe pasurinë, derisa ta takojnë Zotin dhe të mos u ketë mbetur asnjë mëkat"*[20].

Durimi është mësimi dhe mekanizmi më i mirë se si duhen tejkaluar sprovat dhe vështirësitë, ngase ai e kalit njeriun, e bënë atë të fortë, kurse njeriu i fortë dhe me karakter të ndërtuar mirë, është ai i cili sjell mirëqenien dhe realizon drejtësinë në shoqëri. Prandaj, nuk duhet pasur frikë nga sprovat, vështirësitë dhe sfidat, sepse me durim dhe mirëmenaxhim ato sjellin suksesin, përkundër komoditetit të vazhdueshëm, rehatisë dhe qetësisë absolute, të cilat mund ta mashtrojnë njeriun, ta habisin atë dhe ta dërgojnë në humnerë. I Dërguari me një rast tha: "Nuk është varfëria për ju ajo që më frikëson, por kam frikë se do ju hapen dyert e dynjasë, ashtu siç ndodhi me ata që ishin para jush, pastaj të garoni pas saj (dynjasë) ashtu siç garuan, dhe të ju shkatërrojnë ashtu siç u shkatërruan"[21].

## Përfundim

Disa nga rezultatet kryesore të cilat i veçoj në këtë punim:

Durimi është nga virtytet më të larta dhe sublime në Islam, me anë të të cilit besimtari qëndrueshëm dhe i paluhatur tejkalon vështirësitë, sprovat dhe fatkeqësitë e jetës. Ai konsiderohet si një nga gjërat e domosdoshme në jetë. Është virtyt që përfitohet dhe arrihet përmes përpjekjes dhe edukimit. I Dërguari thotë: "Dhe kush përpiqet për durim, Zoti atij ia jep atë (durimin)..."[22]

Në ndarjen që dijetarët i bënë durimit vërejmë se ai është përmbajtje dhe qëndrueshmëri në veprim (durimi në adhurim dhe vepërmirësi), frenim e mosveprim (durimi ndaj mëkatit dhe ndaj së ligës), si dhe durimi në raportet e ndërsjella ndërnjerëzore e që i përfshin të dyja këto (durimin në veprim dhe në frenim).

Pas mbledhjes së (disa prej) argumenteve dhe studimit të tyre, konsiderojmë se çdo problem dhe vështirësi, sfidë apo fatkeqësi, vuajtje dhe pikëllim, sëmundje apo dëshpërim, janë adhurim, nëse ato tejkalohen me vetëpërmbajtje dhe durim.

*1. Edh Dharijat 56. 2. El Hixhr 99. 3. El Araf 59. 4. En Nahl 36. 5. Buhariu, Sahihu i Buhariut, libri i zekatit, kapitulli: të përmbajturit nga kërkimi i lëmoshës 2/122, nr 1469. Muslimi, Sahihu i Muslimit, libri i zekatit, kapitulli: mirësia e përmbajtjes dhe durimit 2/729, nr 124 (1053). 6. Shih: El Muxhem el Vesit, boton Dar ed Dave, 1/505. 7. Shih: Fejruz Abadi, Mexhdudin Muhamed Fejruz Abadi, Besair dhevi et Temjiz fi Letaif el Kitab el Aziz, boton El Mexhlis el ala li Shuunil Islamije, Kairo, 1996. 3/371. 8. Shih: Kurtubiu, Muhamed ibën Ahmed Shemsudin el Kurtubi, El Xhami li Ahkami el Kuran, b2, boton Daru el Kutub el Misrije, Kairon, 1964. 18/284. 9. Shih: Kardavi, Jusuf Kardavi, Durimi në Kuran, b2, shtëpia botuese Vehbe, Kairo 1999, faqe 9. 10. Musimi, Sahihu i Muslimit, kapitulli: çështja e besimtarit e tëra është mirësi, 4/2295, nr 64. Taberani, el Muxhem el Evsat, 4/153, nr 3849. 11. Merjem 65. 12. Jusuf 23. 13. El Bekare 155-156. 14. El Furkan 20. 15. Ali Imran 146. 16. Ez Zumer 10. 17. El Muminunë 111. 18. Buhariu, Sahihu i Buhariut, kapitulli: transmetimet rreth shpagimit të sëmundjes, 7/114, nr 5641. 19. Taberani, el Muxhem el Evsat, boton Dar el Haramejn-Kairo, 2/141, nr 1508. E transmeton edhe në El Muxhem el Kebir, b2, boton Mekteb ibën Tejmije-Kairo, 24/303, nr 769. 20. El Bejheki, Ebu Beker, Shuabul Iman, kapitulli i dhimbjeve dhe sëmundjeve, b1, boton Mekteb er Rrushd 2003, 12/265, nr 9377. Po ashtu e transmeton në Es Sunen el Kubra, kapitulli: si duhet çdo musliman të bëjë durim, b2, boton Dar el Kutub el Ilmije-Bejrut 2003, 3/524, nr 6543. 21. Buhariu, kapitulli i haraçit dhe marrëveshjes me armikun (në kohë lufte), 4/96, nr 3158. 22. Buhariu, libri i zekatit, kapitulli: të përmbajturit nga kërkimi lëmoshë, 2/122. Muslimi, libri i zekatit, kapitulli: mirësia e përmbajtjes dhe durimit, 2/729, nr 124 (1053).*

Prim.dr.med.sc. Ali F. Iljazi

# Mrekullia e Krijuesit - fluturimi dhe qëndrimi i shpendëve në lartësi

Allahu i madhërishëm në Kuranin fisnik urdhëron e thotë: "A nuk i shohin ata shpendët fluturues në ajrin e qiellit, që nuk i mban kush përveç Allahut. Edhe në këto ka fakte për njerëzit që besojnë." (El - Mulk, 19)

Që të mund ta përballojnë fluturimin kaq të rëndë, shpendëve Allahu i madhërishëm u ka dhuruar mjeshtërinë e shfrytëzimit të erërave të përshtatshme. P.sh. lejlekët fluturojnë mbi 2.000 metra lartësi, duke arritur rrymën e ajrit të nxehtë e pastaj fluturojnë duke shfrytëzuar rrymën e tyre deri te lëvizjet e nxehta të tjera, të cilat do t'i mundësojnë pa lëvizjen e krahëve të tyre të kalojnë distanca të mëdha.

Teknika tjetër e fluturimit që e shfrytëzojnë lejlekët është fluturimi në formacionin e formës "V". Në këtë mënyrë, lejleku më i madh dhe më i fuqishëm në ballë të tufës shërben si mburojë kundër rrymave të fuqishme të ajrit dhe kështu iu përgatit rrugën të dobtëve. Inxhinierët e aeronautikës pohojnë që me këtë mënyrë të organizimit lejlekët arrijnë të kursejnë energji edhe deri në 23%.

Disa shpendë shtegtarë fluturojnë në lartësi shumë të mëdha. P.sh. patat e egra mund të fluturojnë në lartësi deri në 8.000 metra. Kjo është lartësi e jashtëzakonshme për faktin që në lartësi 5.000 metra atmosfera është për 63% më e rrallë sesa në nivelin e detit. Duke fluturuar në këtë lartësi, shpendët duhet më shpejt të rrahin krahët e tyre ngase u nevojitet më shumë oksigjen.

Mirëpo, mushkëritë e këtyre shpendëve janë të krijuar nga Allahu i Plotfuqishëm në atë mënyrë që maksimalisht shfrytëzojnë oksigjenin që e kanë në dispozicion në këto lartësi. Mushkëritë e tyre, të cilat funksionojnë ndryshe nga gjitarët u ndihmon që nga ajri më i rrallë të marrin më shumë energji.

Gjatë emigrimit, zogjtë shtegtarë, gjithashtu marrin parasysh fenomenet atmosferike. P.sh. ato ndryshojnë drejtimin e fluturimit të tyre për t'iu shmangur shtrëngatave. Shkencëtarët që kanë hulumtuar shqisën e dëgjimit te shpendët kanë vërejtur që disa prej tyre mund të dëgjojnë zërin në frekuenca shumë të ulëta, që vijnë nga atmosfera në largësi të mëdha.

Zogjtë shtegtarë mund të dëgjojnë fillimin e shtrëngatës nga malet e largëta ose zërin e tornados në oqean i cili është larg me qindra kilometra. Përveç kësaj, është i







**Eksperimentet e ndryshme kanë treguar që shpendët kanë sisteme tejet të avancuara të vëzhgimit magnetik, i cili u mundëson të gjejnë rrugën e tyre duke shfrytëzuar fushën magnetike të Tokës.**

njohur fakti që zogjtë me kujdes zgjedhin udhëtimin e shtegtimit të tyre larg nga regjionet ku nuk janë të sigurt kushtet atmosferike.

Si zogjtë e përcaktojnë drejtimin e rrugës së tyre të gjatë me mijëra kilometra, pa hartë, pa busullë apo ndonjë mjet të ngjashëm gjatë fluturimit të tyre? Teoria e parë pohon që zogjtë mbajnë mend karakteristikat e tokës ku fluturojnë dhe kështu pa problem arrijnë te caku i tyre. Por, eksperimentet treguan që kjo teori është e pa saktë. Në një eksperiment me pëllumbat, janë shërbyer me thjerra të padukshme me të cilat u janë errësuar të parët e tyre. Në këtë mënyrë ata kanë qenë të penguar të përcaktojnë drejtimin e udhëtimit në bazë të terrenit në tokë. Por, prapë se prapë pëllumbat kanë arritur të gjejnë rrugën e tyre bile edhe kur kanë qenë larg me disa kilometra nga tufa e tyre.

Hulumtimi tjetër ka treguar që fusha magnetike e Tokës ndikon te shpendët. Eksperimentet e ndryshme kanë treguar që shpendët kanë sisteme tejet të avancuara të vëzhgimit magnetik, i cili u mundëson të gjejnë rrugën e tyre duke shfrytëzuar fushën magnetike të Tokës. Ky sistem efikas u ndihmon shpendëve që gjatë shtegtimit të tyre të përcaktojnë drejtimin duke vëzhguar ndryshimet në fushën magnetike të Tokës. Eksperimentet kanë treguar që zogjtë shtegtarë mund të regjistrojnë bile edhe 2% të ndryshimeve të fushës magnetike të Tokës.

Mirëpo, pyetja kryesore mbetet. Kjo është: Si janë shpendët të pajisura me "busullë natyrale?" Jemi të vetëdijshëm që busulla është "zbulim dhe vepër e inteligjencës njerëzore".

Atëherë, busulla si instrument i zbuluar dhe i prodhuar nga njeriu me shekuj ka mbledhur dituri, ka mundur të gjejë vendin e saj në trupin e shpendëve? A është e mundur që shpendët që tek para ca viteve, përderisa kanë gjurmuar për drejtimin e fluturimit të tyre, kanë menduar për shfrytëzimin e fushës magnetike të Tokës dhe kanë



prodhuar aparate magnetike në trupin e tyre?

Apo ndoshta shpendët, para disa viteve rastësisht janë pajisur me këtë mekanizëm?

Shpendët këtë nuk kanë mundur ta bëjnë vetë dhe as rastësia nuk ka mundur t'i përgatitë me këtë busullë tejet të zhvilluar.

Ndërtimi trupor i shpendëve, mushkëritë e tyre, krahët, sistemi i tretjes dhe aftësia e tyre të gjejnë drejtimin e fluturimit janë shembuj i krijimit të përsosur nga Krijuesi i Plotfuqishëm. Përgjigjen në këtë na jep qartë Kurani fisnik: *"A nuk i shikuan ata shpendët përmbi ta krahëhapur dhe kur krahët i palojnë, ata nuk i mban kush në ajër pos Fuqiplotit. Ai është që çdo send e sheh dhe e di."* (El - Mulk, 19)

Myzejen Myftari

# Këshillim, jo paragjykim!

Këshillimi në vepra të mira dhe ndalimi nga e keqja është obligim për thirrësit në Islam. I Lartësuari Allah thotë në Kuran: "*Ti (Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira. Zoti yt është Ai që e di më së miri atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai di më së miri për të udhëzuarit*". (El Nahl. 125).

Në përmbushje të urdhrit hyjnor, dijetarët, thirrësit dhe studiuesit islamë u drejtohen audiencës dhe individëve me këshilla sipas rastit dhe nevojës. Megjithatë, sot vihet re një tendencë nervozizmi ndaj këshillës dhe mospranim i fjalës së mirë. Shpesh është e vështirë për dijetarët dhe profesionistët të japin këshilla në ditët e sotme.

Kur mundohesh të këshillosh dikë, shumica e njerëzve thonë: Mos më gjyko!"

Nëse i thua dikujt: "Ti nuk duhet të shkosh në klubet e natës dhe duhet të largohesh nga pija dhe imoraliteti!" Ai përgjigjet: "Hej mjaft! Kush je ti që më gjykon mua?"

**Shokët e mi më të mirë janë dijetarët, pasi ata më përkujtojnë detyrat dhe përgjegjësitë e mia ndaj Zotit dhe njerëzve.**

Nëse i drejtohesh një motre me këshillën: "E nderuar motër, duhet që të mbulosh flokët dhe të vishesh në mënyrë të pëlqyer në Islam", ose "Vëlla i nderuar, nuk duhet të ecësh rrugëve me gjysmën e fundkurrizit të ekspozuar jashtë!" Përgjigjja për këto këshilla të thjeshta është: "Mjaft më paragjykove! Kush je ti? Çka të duket vetja të më mësosh mua?"

Në fakt kjo kategori njerëzish nuk duan të kuptojnë se ky nuk është gjykim por këshillim. Mos përdorni termin: "Mos më gjyko!" për t'iu shmangur këshillimit. Këto përgjigje i dëgjojmë sa herë që përpiqemi të këshillojmë dikë në të mirë. Për hir të së vërtetës, askush nuk ju gjykon për veprimet tuaja, pasi gjykuesi i vetëm për këdo dhe për çfarëdo lloj veprimi është vetëm Allahu, Krijuesi i gjithësisë.



I nderuar vëlla! E nderuara motër! Këshillimi nuk është paragjykim për sjelljen apo veprimet tuaja, por udhëzim në të mirë, në rrugën që ka urdhëruar Allahu. Në fakt nuk janë thirrësit në fe që ju gjykojnë por, është fundi i kurrizit tuaj i ekspozuar nga pantallonat e ulura poshtë, dekolteja e hapur në gjoksin tuaj, sjelljet dhe veprimet jo të denja shoqërore dhe morale etj., ato që ju gjykojnë ju.

Nëse dikush ju këshillon në punë të mira kjo nuk do të thotë se ai ka ligësi në zemër dhe është qëllimkeq ndaj teje, përkundrazi. Profesionistët ju flasin për të mirën tuaj. Më kujtohet intervista e një prej sportistëve më të mirë në botë, të cilit emrin nuk ia di por, fjalët e tij më kanë mbetur në memorie. I pyetur se cilët janë shokët e tu më të mirë, ai u përgjigj:

"Shokët e mi më të mirë janë dijetarët, pasi ata më përkujtojnë detyrat dhe përgjegjësitë e mia ndaj Zotit dhe njerëzve. Ata më përkujtojnë çfarë është e lejuar dhe e ndaluar (hallall dhe haram) si dhe faktin se kur trupi im të futet në varr, nuk do të jenë me mua as shokët, as arritjet e mia në fushat e sportit. Asgjë prej sukseseve të mia të dunjasë nuk do të më shërbejë në varr, përveç punëve të regjistruara në librin e veprave të mia".

Ka njerëz, si ky sportist, që i vlerësojnë dijetarët dhe profesionistët për faktin se u kujtojnë se çfarë është e mirë dhe çfarë jo, si dhe faktin se gjithkush do të jetë vetëm dhe pa

ndihmën e familjes dhe shoqërisë kur të gjykohet para Zotit.

A mendon dikush: "Kush jam unë? Çfarë kam për të ofruar në varr kur të mbetem vetëm dhe të pyetem për veprat e mia?"

Për të arritur t'i bëjmë vetes pyetje të këtilla nevojitet një nivel i lartë besimi, që kërkon pastërtinë e shpirtit dhe të zemrës, të cilat i kërkojmë nga Allahu dhe vetëm nga Ai. Koha sot është e vështirë, sepse njerëzit nuk e kuptojnë se kur profesionistët i këshillojnë të pastrojnë zemrën dhe të ndryshojnë sjellje ata nuk i gjykojnë, përkundrazi i ndihmojnë me fjalë të mira dhe kurajoze për t'u përmirësuar në të mirë të vetes dhe shoqërisë.

Prandaj njerëzit nuk duhet të reagojnë në mënyrë negative. "Mos më gjyko!" është një shprehje që përdoret shumë për të mbuluar gabimet e vogla dhe të mëdha, për të shpëtuar nga dënimi kur kryen një vrasje, kur bën një mëkat, me qëllim që gabimtari/mëkatari të jetë i lirë të vazhdojë të kryejë të njëjtat mëkate.

Zoti thotë në Kuran: "*Pasha kohën! Nuk ka dyshim se njeriu është në humbje të sigurtë. Me përjashtim të atyre që besuan, që bënë vepra të mira, që porositën njëri-tjetrin t'i përmbahen të vërtetës dhe që këshilluan njëri-tjetrin të jenë të durueshëm*". (El Asr, 1-3)

*Vëllezër e Motra!*

Kur thirrësit në Islam ju këshillojnë nuk do të thotë se ata nuk ju duan. Vërtet ata nuk i aprovojnë sjelljet tuaja të pahijshme të cilat bien në kundërshtim me urdhrat e Allahut por, ata ju duan dhe kjo është arsyeja që ju këshillojnë të ndaloni punët e papëlqyera, që të fitoni dashurinë dhe mëshirën e Zotit dhe të jeni prej të fituare në ditën e gjykimit.

Pranojeni fjalën e tyre me zemër të hapur dhe dëshirën për ndryshim në të mirë, sepse ajo është këshillim dhe jo paragjykim!

Shqipe Palloshi Zumberi

# Hixhabi është mbulim i trupit dhe çlirim i shpirtit

*Në vorbullën e një industrie gjigande që mbetet gjallë nga dyshimet e grave për veten, nga përpjekjet e vazhdueshme për t'i shtuar bukuri trupit, nga ndjekjet e standardeve të imponuara, nga pangopësia e konsumerizmi, hixhabi është ngjitje në qiellin e thjeshtësisë.*

*E keni parasysh kur mendon për diçka dhe reagimi i parë është buzëqeshja? I tillë është mendimi im për hixhabin. Është një dashuri, një bardhësi e paskaj. Një lumturi që s'ka ndërprerje.*

*Është çlirim. Sepse, kur trupi mbulohet, shpirti çlirohet. Çlirohet zemra, mendja, intelekti. Çlirohet vetëdija. Në një botë që me çdo kusht përpiqet ta prangosë shpirtin e mendjen njerëzore, veshja e hixhabit është sikur butësisht tërheq dorën nga këto pranga, se një shpirt i lirë nuk mund të mbahet me to.*

*Në një realitet që përpiqet të uniformizojë mendjet njerëzore, të neutralizojë të ndryshmet, të mënjanojë jokonformuesen, hixhabi është rebelim. Është shfaqje e guximshme e vetes, e identitetit të veçantë.*

*Në vorbullën e një industrie gjigande që mbetet gjallë nga dyshimet e grave për veten, nga përpjekjet e vazhdueshme për t'i shtuar bukuri trupit, nga ndjekjet e standardeve të imponuara, nga pangopësia e konsumerizmi, hixhabi është ngjitje në qiellin e thjeshtësisë.*

*Është një përkujtim për një të kaluar të lavdishme, dhe nxitje për një të ardhme të ndritur. Është ëndërr për një botë që ruan shpirtin, që ruan zemrat e njerëzve. Ëndërr për një botë ku njerëzit dinë të shohin përtej të dukshmes, bukuritë e njëmendta.*

*Në një botë të fundshme, hixhabi është përkujtim i përjetësisë. I një realiteti përtej perceptimit të mendjes së përbotshme. Është përkujtim i një premtimi të shenjtë.*

*Mbi të gjitha të tjerat, hixhabi është Fjalë e Zotit tim, nga Shtatë Qiejt, për zemrën time.*

*Pas kësaj ka vetëm dashuri në të gjitha anët.*



Ibrahim Iljazi

# Pushteti laik përballë profetologjisë



*Roli i karakterit të Belkis*ës si femër që sundonte popullin e *Jemenit ishte mjaft i madh në zhvillimin dhe kulturën e Jemenit dhe të popullit të (Sebesë). Populli dhe paria e Belkisës kishte njerëz të fuqishëm dhe të zgjuar. E tillë ishte dhe mbretëresha e tyre, gjë e cila duket nga fjalët e saj. Ishte pikërisht kjo zgjuarsi dhe mençuri* që ia kishte mundësuar të mbante *pushtetin.*

Besimi i popullit të Sebesë ishte besimi në Diell dhe jo besimi në një Zot që ishte te Sulejmani. Një ditë Sulejmani a.s. viziton ushtrinë. Së pari vizitoi xhinët dhe njerëzit, ndërsa më vonë edhe shpezët dhe kafshët dhe vërejti se mungon pupëza e cila quhej Marhala, përndryshe udhëheqës i shërbimit sekret në ushtrinë e Sulejmanit a.s.. Sulejmani u zemërua nga mungesa e saj duke thënë: "*Unë do ta dënoj atë me një* dënim të ashpër, ose do ta ther, *ose ka për të më sjellë ndonjë argument të fortë (si arsyetim).*" (En-Neml, 21.)[1]

Pupëza ia tregoi Sulejmanit a.s. sekretin e mbretëreshës Belkisa se ajo kishte një fron ku banonte mjaft të bukur, saqë e kishte mahnitur froni i Belkizës në krahasim me fronin që e kishte Sulejmani a.s. Pupëza bën pjesë në familjen upipdae, respektivisht coraciiformes. Në gjuhën arabe i thuhet Hud Hud, në anglisht Hoopoe, ndërsa në gjuhën tonë njihet si pupëza.

Me të ardhur pupëza, qëndroi pak si larg nga Sulejmani a.s dhe menjëherë foli dhe tha: *"Kam marrë vesh diçka që ti nuk e ke ditur dhe të kam sjellë lajme të vërteta prej (qytetit të) Sebës. – Duket qartë se pupëza fliste pa droje dhe frikë, edhe pse fliste para mbretit më të fuqishëm që ka ekzistuar dhe do të ekzistojë ndonjëherë mbi faqen e tokës - Kam parë një grua (Belkisën) që sundonte popullin (e atij qyteti që ishte Jemeni). Ajo zotëronte çdo gjë dhe kishte një fron madhështor. Kam parë se ajo dhe populli i saj adhuronin Diellin e jo Allahun. Djalli ua paraqiste të bukura sjelljet e tyre, duke i larguar nga rruga e drejtë, prandaj nuk ishin të udhëzuar. Ata nuk i përuleshin në sexhde Allahut, i Cili nxjerr gjithçka që është e fshehur në qiej dhe në Tokë dhe di çfarë fshihni ju dhe çfarë tregoni haptazi. Allahu është Një, s'ka zot të vërtetë përveç Tij, Zotit të Arshit të madh!"* (En Neml, 22-26)[2]

Kur dëgjoi Sulejmani a.s. pupëzën për ndodhinë se çka kishte parë te populli i Sebesë dhe i mbretëreshës Belkisë, tha: "*Do të shohim se a thua të* vërtetën apo je *gënjeshtar*." (En Nemel, 27).

Sulejmani a.s. u habit dhe tha: Si është e mundur që ta udhëheqë një popull një grua që kishte thesare dhe pasuri kaq të shumta sa froni i saj ia kishte marrë mendjen edhe pupëzës së tij. Ai ia shkroi një letër mbretëreshës Belkisa dhe ia dha pupëzës që t'ia dërgonte në pallatin e saj.

Pupëza u nis menjëherë për udhëtim dhe me të arritur në Jemen, hyri në pallatin e Belkisës, ia hodhi letrën e Sulejmanit a.s pranë dhe qëndroi në ballkon për të dëgjuar

se çfarë do të ndodhte. Pasi e gjeti letrën, Belkisa e lexoi dhe menjëherë mblodhi parinë e vendit.

"Mbretëresha (e Sebës) tha: 'O paria ime! Mua më ka ardhur një letër fisnike. Ajo është nga Sulejmani dhe është: 'Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit! Mos u madhështoni para meje dhe ejani të përulur si besimtarë!' – përveçqë u kërkonte t'i nënshtroheshin, Sulejmani a.s u kërkonte të përqafojnë dhe fenë e besimin e tij në një Zot të vetëm - Ajo tha: 'O paria ime, më këshilloni se ç'duhet të bëj në këtë çështje! Unë nuk do të vendos asgjë pa ju!' Ata thanë: 'Ne jemi shumë të fortë dhe luftëtarë të guximshëm, por urdhri të takon ty, andaj mendo mirë se ç'do të urdhërosh!'/" (En Neml, 29-33)[3].

Mbretëresha Belkisë dërgoi disa njerëz për ta parë nga afër Sulejmanin a.s. dhe mbretërinë e tij që kishte, me vete delegacioni posedonte disa dhurata të shtrenjta dhe me vlera të mëdha. Kur arritën te Sulejmani a.s, ata i thanë: "*Ne nuk duam të dorëzohemi para teje, megjithatë të kemi sjellë këto dhurata nga mbretëresha jonë.*"

Një sjellje e tillë e zemëroi Sulejmanin a.s., i cili ua ktheu: "*Kur erdhën (të deleguarit), Sulejmani tha: "A mos doni të më ndihmoni me pasuri?! Ajo që më ka dhënë Allahu, është më e mirë nga ajo që ju ka dhënë juve. Por ju gëzoheni me dhuratën tuaj. Kthehuni tek ata! Ne do të sjellim ushtri, të cilën nuk do të mund ta përballojnë ata dhe, me siguri, do t'i dëbojmë ata prej Sebës të poshtëruar dhe të përulur.*" (En Neml, 36-37)[4].

Delegacioni u kthye i dëshpëruar nga ky takim që kishin me Sulejmanin a.s dhe i thanë: Mbretëreshës Belkisë " Nuk ia vlen t'i rezistojmë një mbreti të tillë" Mbretresha Belkisë i çoj një letër Sulejmanit a.s. që i kërkoi nënshtrim dhe bindje ndaj Mbretërisë së Sulejmanit a.s..

Duke dashur që t'i tregojë mbi fuqinë dhe pushtetin e tij, Sulejmani a.s e dërgoi të vizitojë një nga sarajet e tij. Pallati që do të vizitonin nuk ishte ndërtuar nga njerëzit dhe linte pa gojë këdo që e vizitonte. I gjithë pallati ishte i ndërtuar prej kristali të pastër. Prej kristali ishte dhe shtresa ku vinin këmbët dhe poshtë tij rridhte ujë. Aq e hollë ishte shtresa që ndante ujin sa dukej sikur pallati është vendosur mbi ujë. Kur u afrua, Belkisa mendoi se është ujë, prandaj ngriti fustanin që të mos i lagej. Zoti i lartësuar në Kuran thotë: "*Asaj i thanë të hynte në pallat. Kur e pa atë, ajo kujtoi se ishte ujë i thellë dhe përvoli fustanin te këmbët. Sulejmani i tha: "Ky pallat është i shtruar me xhama." Ajo tha: "O Zoti im, me të vërtetë unë e paskam dëmtuar veten dhe tani, bashkë me Sulejmanin i dorëzohem Allahut - Zotit të botëve*!" (En Neml, 44)

Vetëm atëherë ajo e kuptoi se Sulejmani a.s nuk ishte thjesht një mbret si gjithë mbretërit, por mbi të gjitha ishte i dërguar i Zotit.

*1. En nemel 21. 2. En nemel 22-26. 3. En nemel 29-33. 4. En nemel 36-37.*



**Mexhid Yvejsi**

Tirana – 100 vjet Kryeqytet

# Kryetari i parë i Tiranës, Hoxha, Myderriz, Ismail Efendi Ndroqi

Ismail Efendi Ndroqi ishte myderriz (profesor), hoxhë, pedagog, kadi, myfti, gjuhëtar, atdhetar, kryetar. Kur në Kongresin e Lushnjës, me 1920, Tirana u shpall kryeqytet, Myderriz Ismail Efendi Ndroqi, ky bir'i nanës, ishte Kryetar i Parë i Bashkisë së Tiranës…

Lindi në vitin 1876, në Tiranë. Është djali i Ali Efendi Ndroqit, është vëllai i Myderriz Ibrahim Ndroqit, babë e bir, të ndjekur në kohën e Turqisë për shkak të atdhedashurisë. Ismail Efendi Ndroqi mësimet fillestare i ndoqi në Tiranë, si edhe "Ruzhdien", ndërsa studimet e larta në Stamboll.

Në Stamboll shkoi për të studiuar teologjinë në vitin 1893, kur ishte në moshën 17 vjeçare dhe aty qëndroi deri sa diplomoi, me 1908. Gjatë studimeve në Stamboll, Ismail Efendi Ndroqi, përveç vëmendjes në studimet fetare, ishte edhe një veprimtar në Lëvizjen Kombëtare. Në Stamboll, në kryeqytetin e Perandorisë, shoqërohej me atdhetarët më të mirë të Shqipnisë, si Ismail Qemali, vëllezërit Frashëri etj.

Kur u kthye në Tiranë, me 1908, me diplomë fakulteti, askund punë nuk gjeti! Në të vërtetë, për shkak të veprimtarisë kombëtare e ndjenjave atdhetare, prej qeveritarëve të kohës, ky intelektual i dorës së parë, për pushtetarët ishte tradhtar…!

Ismail Efendi Ndroqi ishte ndër udhëheqësit kryesorë të Lëvizjes Kombëtare Çlirimtare në Tiranë.



Gjatë viteve 1914-1915, u burgos, me Hafiz Ali Korçën e shumë atdhetarë të tjerë, nga forcat e Haxhi Qamilit, sepse mendonin e vepronin ndryshe, fetarisht e kombëtarisht…U burgos në Shijak, nga Shijaku në Tiranë, nga Tirana sërish në Shijak nga Shijaku në Peqin, Elbasan dhe kur u lirue-ishte dërmue…!

Pas burgjeve, Ismail Efendi Ndroqi mori fuqi dhe e vazhdoi edhe më me vrull veprimtarinë e tij…Si fryt i kësaj veprimtarie, populli i Tiranës e vuri në krye. Në vitin 1917, Ismail Efendi Ndroqi u zgjodh Kryetar i Bashkisë së Tiranës, ku shërbeu me ndershmëri deri më 1922.

Ka qenë një nga nismëtarët kryesorë në organizimin e Kongresit të Lushnjës, 1920, ku iu vunë themelet e Shqipnisë.

Përgatitjet për këtë Kongres Kombëtar, ku iu vuen themelet e Shtetit Shqiptar, filluan me 1919. Mbledhja e parë u bë në shtëpinë e tij, ku merrnin pjesë, ndër të tjerë, edhe këta atdhetarë: Abdi

Toptani, Myhtesim Këlliqi, Osman Myderrizi, Eshref Frashëri, Abdullah Mehmeti, Myhedin Llagami, Ali Bega etj.

Kongresi Kombëtar i Lushnjës, në rrethana të turbullta në gjithë Shqipninë, zhvilloi punimet me 27-31 Janar 1920, ku një nga



vendimet ishte edhe shpallja e Tiranës kryeqytet i Shqipnisë.

Ishte hoxha, Ismail Efendi Ndroqi, kryetar'i Bashkisë së Tiranës, që nga viti 1917, ai që priti, me shumë luftëtarë të tjerë, priti në Qafë-Kashar, Qeverinë e Lushnjës.

Ishte hoxha, Ismail Efendi Ndroqi, ai që hyri në Tiranë, duke i pri Qeverisë së Lushnjës, përmes ushtarëve italianë me mirtalozë në duar, që përpiqeshin hyrjen e tyre për ta penguar.

Me 11 shkur 1920, Qeveria Kombëtare u vendos, e filloi punën në Tiranë… Që nga ajo ditë, sot u mbushen 100 vjet, Tirana mbeti kryeqytet.

Në Tiranë, në kryeqytetin e ri të Shqipnisë, Ismail Efendi Ndroqi shërbeu me nder si Kryetar i Bashkisë deri në vitin 1922.

Gazeta "Shqiperia e re", me 28 qershor 1921, e Konstancës së Rumanisë, për Ismail Efendi Ndroqin, ndër të tjera shkruen:

"Njeri i ndershëm, atdhetar i mirë dhe i vërtetë, i zhveshur prej rrobës së fanatizmit. Ishte përbetue ta vinte peng jetën për hir të kombit."

Hafiz Ali Korça, bashkëpuntorë e bashkëvuajtës nëpër burgje, mikun e tij e përshkruan kështu:

"Merhumi (i ndjeri Ismail Efendiu) ka qenë shumë buzqeshur, si kur ka qenë Kadi, e Myfti ashtu edhe Kryetar i Bashkis. Para popullit asht sjellë aq mirë sa as kush prej tij nuk ankohet. Ky jasht ligjit s'ka dalë kurrë. Nuk e di se vallë a do ta zërë kushë vendin e tij! Nuk besohet…rahmet past."

("Kultura Islame", Nr.7-8, Mars-Prill, 1944, Tiranë). Ismail Efendi Ndroqi, myderriz (profesor), hoxhë, kadi, myfti, pedagog, gjuhëtar, atdhetar, kryetar, ndërroi jetë me 5 mars 1944, në moshën 68-vjeçare.

# Gëzuar, Kosovë!

Miqve e dashamirëve
bashkatdhetarë, Kosovës mbarë,
me këto vargje festën u uroj, liri,
dashuri, begati ngamot u dëshiroj!
Në malet e Tua të larta,
kreshnike,
si Ti, të rrepta, të paepura,
fisnike,
këto vargje, si zogj bjeshke do të
doja t'fluturojnë,
si ujërat e kristalta hareshëm të
gurgullojnë…
Në fushat e Tua, të blerta, të
begata,
si shpirti Yt, të gjera, të pamata,
si vjollca n' prag pranvere të
kundërmojnë…
Dheun Tënd, me heshtje të
rënësh, të pushtoj,
një trumbë vocërrakësh, lindur
si sot, të ledhatoj,
dhe Ty, plot respekt e emocion,
të të qafoj !
Dorën e dashur Të ta marr me
butësi,
si nanës së shtrenjtë, si jote bijë,
fort në zemrën time ta
shtrëngoj,
në sytë e Tu horizonte shprese
të dalloj…
Shekuj dinjiteti, lirie, qytetarie
siç e dëshiron, siç të ka hije,
me një vesë loti, buzëgaz të të
uroj!

Me festa e përvjetorë nderuar
qofsh ngamot,
gëzime për të ndarë, me miq të
mirë plot,
Zonjë e rëndë, Kosovë, me
zemër bujare,
nanë e bijë shqipesh, në breza
legjendare!
Flamuri yt, si qielli yt, e
pacënuar kaltërsi,
bijtë e Tu, yje përjetë të pashuar
në liri,
shtëpia Jote, paqe, mirësi,
fqinjësi,
rruga Jote, rrug'e Zotit, mund e
drejtësi!
Nga Evropa vjen, drejt Evropës
pa tut' shkon
gjaku yt, i shprishur, i kulluar
mbeti, shqiptar,
në kohëra, me historinë e vet
Zotin dëshmitar,
në deje të bijve të tu përjetësisht
vlon!
Plagë, thinja, gjama, s'ta zbehën
hijeshinë,
dashuria Jote -deri në
vetëmohim- për lirinë,
amanet i përjetë brezave që do
të vijnë!
Dashuria e bijve për Ty, të
rinoftë ngahera
çdo 17 shkurt, pritsh e
përcjellsh pranvera!

*Vjollca Lisi*
*17 shkurt, 2020*

12 VJET PAVARËSI
12 YEARS INDEPENDENCE
12 GODINA NEZAVISNOSTI

# Myftiu Tërnava mori pjesë në konferencën ndërfetare në Zagreb



Më 4 shkurt në Zagreb, nën patronatin e presidentit të Kroacisë Kollinda Grabar Kitaroviç, kryeministrit të Kroacisë z. Andreja Plenkoviç, kryetarit të Parlamentit z. Gordan Jadronkoviç dhe Sekretarit Gjeneral të Ligës Islame (RABITA) dr. Al Isa; në Zagreb po mbahet konferenca ndërkombëtare e ndërfetare me titullin "Vëllazëria njerëzore-bazament i paqes dhe sigurisë në botë". Në këtë konferencë po merr pjesë edhe kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Ternava, i shoqëruar nga dekani i FSI-së Fahrush Rexhepi dhe shefi i kabinetit Besim Mehmeti. Myftiu Tërnava do të paraqitet me kumtesën e tij në seancën e pestë me titullin "Karta e Mekës". Konferenca u hap me intonimin e himnit të Kroacisë, pastaj u lexua Kuran nga hafiz Aziz ef. Alili, kurse më pas Myftiu i Kroacisë, Aziz Hasanoviç mbajti fjalimin e tij përshëndetës duke u dëshiruar mirëseardhje të pranishmëve. Në ceremoninë hapëse folën: Kryeipeshkvi i Kishës Katolike ne Kroaci, kryetar i Këshillit Islam në Algjeri, Buabdullah Gulamullah dhe Myftiu i Egjiptit Shefki Allam, i cili theksoi se kjo konferencë është e rëndësishme dhe e nevojshme për kohën aktuale duke vlerësuar tematikat e zgjedhura për ketë konferencë "Vëllazëria njerëzore", sepse të gjithë jemi udhëtarë në një anije, andaj duhet patjetër të bashkëpunojmë dhe të bashkëjetojmë dhe të veprojmë në mirësi për paqe dhe siguri.

Gjithashtu ne hapje foli edhe përfaqësuesi i Vatikanit Giorgio Lingua, zv.kryetarja e Komisionit Evropian znj. Dubravka Shuice, kryeministri i Kroacisë Andreja Plenkoviç, kryetari i Parlamentit z. Gordan Jadronkoviç.

Sekretari Gjeneral i Ligës Islame Al Isa, i cili theksoi se është shumë e rëndësishme të jemi të vetëdijshëm për dallimet dhe llojllojshmërinë e përkatësive tona, kjo është një begati e madhe që ne duhet ta kultivojmë me përhapjen e respektit, paqes, tolerancës mes shoqërive njerëzore.

Ai gjithashtu theksoi se Karta e Mekës është një kushtetutë, e cila u miratua nga më shumë se 1200 dijetarë islamë, ngërtheu në vete parimet bazë të humanitetit, duke respektuar veçoritë dhe specifikat e çdo shoqërie në veçanti. Ai gjithashtu falënderoi Kroacinë, e cila është një shembull për bashkëjetesën dhe tolerancën fetare duke falënderuar për mikpritjen. Në fjalimin e fundit në hapje të ceremonisë, foli presidentja e Kroacisë znj. Kitaroviç. Ajo para fjalimit u dekorua me çmim falënderimi të veçantë nga Bashkësia Islame e Kroacisë. Presidentja e Kroacisë u dëshiroi mirëseardhje në Kroaci duke theksuar se Kroacia është vend i të gjitha feve dhe kombësive, të cilat lirshëm mund të shfaqin besimet e tyre.

Gjithashtu ajo theksoi se Kroacia është e nderuar me organizmin e kësaj konference në Zagreb.

Duke kërkuar dhe theksuar se duhet patjetër të punojmë për bashkëjetesën pa dallim etnie, feje, ngjyre, dhe gjuhe, theksoi se nuk duhet të tolerojmë dhunën, urrejtjen dhe ekstremizmin, sepse Krijuesi na krijoi të ndryshëm për t'u ngritur dhe për të bashkëjetuar në respekt dhe nderime.

Ajo në fund të fjalimit hapi zyrtarisht konferencën. Në hapje të konferencës morën pjesë presidentja e Kroacisë z. Kollinda Grabar Kitaroviç, kryetari i Parlamentit Kroat, kryeministri i Kroacisë, ministri i Punëve të Jashtme, ministrja e drejtësisë, gjenerali i forcave të armatosura të Kroacisë, dhe shumë personalitete të shquara të Kroacisë, Myftinj, ulema, udhëheqës të institucioneve fetare nga Evropa , Kuvajti, Emiratet, Britania e Madhe, Algjeria, Egjipti, Indonezia, Pakistani etj. Kjo konferencë po organizohet nga Bashkësia Islame e Kroacisë, në bashkëpunim me Ipeshkvinë e Kroacisë, Ministrinë e Drejtësisë në kuadër të kryesimit të Kroacisë të Këshillit Evropian.

Ndërsa më 5 shkurt, në sesionin e katërt të konferencës, Myfiu Naim ef. Tërnava u paraqit me kumtesën e tij. Sesionin e udhëheqi dr. Mustafa Ceriq, ish Myftiu i Bosnnjës, pjesëmarrës në këtë sesion ishin: Myftiu i Kosovës Naim ef. Tërnava , Myftiu i Bullgarisë dr. Mustafa Haxhi, dr. Ibrahim Nexhmi, këshilltar i Myftiut të Egjiptit, dr. Hasan Musa zv. Myfti i Suedisë dhe dr. Ba Humam nga Britania e Madhe.

Gjatë fjalimit të tij Myftiu Tërnava foli dhe theksoi vlerën e madhe që posedon kombi shqiptar në përgjithësi dhe shoqëria kosovare si shembull i harmonisë dhe tolerancës ndërfetare mes konfesioneve të ndryshme. (R.S&B.M)

## Myftiu Tërnava vizitoi ambasadën e Kosovës në Doha

Më 10 shkurt, Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë qëndroi për vizitë zyrtare në kryeqytetin e Katarit, Doha. Në këtë vazhdë ai sot vizitoi ambasadën e Republikës së Kosovës në Doha ku u prit nga ambasadori z.Amir Ahmeti, i cili pasi i dëshiroi mirëseardhje Myftiut Tërnava dhe delegacionit përcjellës të tij, i njohu me punën dhe me angazhimin që po bën ambasada e Kosovës në Doha. Nga ana e tij, Myftiu Tërnava falënderoi ambasadorin Ahmeti për pritjen dhe biseduan për punën dhe aktivitetin që po e bën Kryesia e BIRK-ut në të mirë të qytetarëve tanë në Kosovë duke theksuar se vazhdimisht po bëhen përpjekje që vendi ynë të ecë me hapa të shpejtë të zhvillimit ekonomik që të jemi në mesin e shteteve të zhvilluara. Delegacioni i Kryesisë së BIRK-ut, i kryesuar nga Myftiu Tërnava qëndroi në Doha me ftesë të Ministrisë së Vakëfeve të Katarit. (R.S)




## Telegram ngushëllimi

*Telegram ngushëllimi dërguar presidentit turk Rexhep Tajip Erdogan dhe kryetarit të Dijanetit të Turqisë prof. dr. Ali Erbash*

*Me rastin e fatkeqësisë së ortekut në Bahcesaraj të Turqisë dhe aksidentit të ndodhur në aeroportin Sabiha Gokcen në Stamboll, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava i ka dërguar telegram ngushëllimi presidentin turk Rexhep Tajip Erdogan dhe kryetarit të Dijanetit të Turqisë prof. dr. Ali Erbash, në të cilin shkruan:*

*Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës ndan dhembje me vëllezërit e tyre turq pas fatkeqësisë së ortekut në Bahcesaraj të Turqisë dhe aksidentit të ndodhur në aeroportin Sabiha Gokcen në Stamboll, ku humbën jetë disa persona.*

*Ndaj, pranoni ngushëllimet tona vëllazërore dhe lusim Zotin xh.sh që t'i mëshirojë viktimat që humbën jetën në këto aksidente, të plagosurit t'i shërojë sa më shpejt, dhe familjeve të të vdekurve Zoti t'u falë durim!*

*Prishtinë, 6 shkurt 2020*

*Myftiu i Kosovës: Naim ef.Tërnava*

## Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjet e radhës

Më 13 shkurt, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjen e rregullt, të cilën e hapi dhe e kryesoi kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava. Në këtë mbledhje, Kryesia bëri certifikimin e zgjedhjeve dhe emërimin e kryetarëve të këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës. Më pas, Kryesia shqyrtoi disa lëndë dhe mori vendime në kompetencë të saj, si dhe u diskutua për çështje të ndryshme.

Po ashtu, më 25 shkurt 2020, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjen e rregullt, të cilën e hapi dhe e kryesoi kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava. Në këtë mbledhje, Kryesia në rend dite për diskutim kishte parapërgatitjen për muajin Ramazan, gjendjen nëpër këshilla të Bashkësisë Islame të Kosovës pas konstituimit të tyre, shqyrtimin e lëndëve dhe marrjen e vendimeve nga kompetenca të Kryesisë si dhe u diskutua për çështje të ndryshme. (R.S).



# Kryeministri Kurti priti në takim Myftiun Tërnava

Më 28 shkurt, Kryeministri i Kosovës Albin Kurti priti në takim kryetarin e Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiun Naim ef. Tërnava.

Kryeministri Kurti falënderoi Myftiun Tërnava për vizitën dhe shfaqi bindjen se aktivitetet dhe bashkëpunimi do të jetë i ndërsjellë në të mirë të proceseve të vendit.

Me këtë rast, Myftiu Tërnava në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës uroi kryeministrin Albin Kurti për postin duke lutur Zotin për shëndet dhe për suksese në këtë detyrë dhe që të vazhdohet bashkëpunimi me Bashkësinë Islame të Kosovës në të mirë të qytetarëve.

Dy palët u dakorduan se Kosova është një vend, ku komunitetet jetojnë në paqe, harmoni e bashkëjetesë. (R.S).



# Një delegacion i lartë nga qeveria e EBA vizitoi BIRK-un




Me 26 deri me 28 tetor me ftesë të Kryetarit të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiut Naim ef. Tërnava, një delegacioni i kryesuar nga dr. Mirza As Saeg, shef i kabinetit të ministrit të Financave të Emirateve të Bashkuara Arabe( EBA) dhe njëherësh edhe anëtar i fondacionit "Al Maktoum", vizitoi Bashkësinë Islame të Kosovës. Në pritje të delegacionit në aeroportin ndërkombëtar "Adem Jashari" doli Myftiu Tërnava me stafin e tij. Ai i dëshiroi mirëseardhje dhe qëndrim të këndshëm në Kosovë. Myftiu Tërnava pasi i dëshiroi mirëseardhje delegacionit të kryesuar nga dr. Mirza, shprehu falënderim për udhëheqësin dhe për popullin e EBA-së, që i kanë ofruar ndihmë popullit të Kosovës që nga para lufta dhe pas luftës për ngritjen e infrastrukturës së BIRK-ut e veçanërisht falënderoi dr. Mirzanë, i cili ka qenë aktiv drejtpërdrejt në realizimin e këtyre projekteve. Myftiu ka veçuar me falënderim ministrin e Financave të EBA-së, sheikun Hamdan bin Rashed Al Mektum, për përkrahjen e ofruar BIRK-ut për realizimin e projekteve të ndryshme.Nga ana e tij, dr. Mirza As Saeg, shef i kabinetit të ministrit të Financave të EBA dhe njëherësh anëtar i fondacionit "Al Maktoum", në emër të delegacionit, falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen duke konfirmuar qëndrimin zyrtar të EBA-së dhe për vazhdimësinë e përkrahjes së Kosovës, si dhe cilësoi marrëdhëniet mes dy vendeve si të shkëlqyeshme.Gjatë ditës delegacioni nga EBA-ja do të udhëtojnë për në Kamenicë, ku në mënyrë solemne do të bëhet përurimi i projektit –ndërtesës së Këshillit të BI-së së Kamenicës, kurse pas kësaj do të shkojnë në Kaçanik, ku do të përurojnë objektin e ndërtuar për nevoja të KBI-së së Kaçanikut dhe të qytetarëve.

# Përurimi i objektit të selisë së KBI-së së Kamenicës



Kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë dhe delegacioni i kryesuar nga dr. Mirza As Saeg, shef i kabinetit të ministrit të Financave të Emirateve të Bashkuara Arabe( EBA) dhe njëherësh anëtar i fondacionit "Al Maktoum" në mënyrë solemne përuruan projektin –ndërtesën e Këshillit të BI-së së Kamenicës. Në pritje të tyre ishte kryetari i KBI-së së Kamenicës Ferid ef. Dërmaku, i cili u dëshiroi mirëseardhje mysafirëve duke i njohur me jetën fetare, me veprimtarinë dhe me procesin edukativo-arsimor që po zhvillohet nëpër xhami të Kamenicës.

Në këtë eveniment mori pjesë edhe kryetari i komunës Qëndron Kastrati, përfaqësues të Policisë së Kosovës, të FSK-së, kryetarë të këshillave të rajonit, xhematli dhe shumë të ftuar të tjerë. Ceremonia filloi me leximin e disa ajeteve kuranore nga studenti Besjan Morina .

Në fjalën e rastit kryetari i KBI-së seë Kamenicës Ferid ef. Dërmaku tha: " Për ne është një ditë gëzimi, pasi që po inaugurojmë selinë e Këshillit, i cili do të lehtësojë punën dhe aktivitetin tonë. Ai po ashtu ka falënderuar Myftiun Tërnava për këtë dhuratë kaq të madhe me me rëndësi jetike dhe po ashtu shprehu falenderime për donatorin nga EBA-ja në krye me dr. Mirza As Saeg nga Dubai për këtë donacion duke lutur të Madhin Zot që me xhenet t'i shpërblejë. Kjo ishte ëndërr dhe ja sot po e realizojmë dhe i jemi mirënjohës përjetësisht donatorit fondacionit "Al Maktoum"."

Nga ana e tij, dr. Mirza As Saeg, gjatë fjalës së tij përcolli selamet e shejh Hamdan Al Rashid, i cili ka vëmendje të veçantë për Kosovën dhe popullin e saj. Ai veç të tjerash tha se Qeveria e EBA-së ka vendosur Kosovën në krye të shteteve që meriton ndihmën tonë dhe me udhëzimet e EBA-së ne e shikojnë Kosovën si shtet mik dhe ndjekim



nga afër situatën dhe gjendjen nëpër të cilën po kalon Kosova dhe marrëdheniet tona po fuqizohen dhe ne ju shikojmë me një shikim vëllazëror dhe kjo është një fillim i vogël dhe ju premtojmë se do të angazhohemi edhe për projekte të tjera dhe për intensifikim të vizitave mes dy qeverive tona. Ai ka theksuar se Myftiu Tërnava dhe BIRK-u gëzojnë mbështetje të madhe në qeverinë e EBA-së dhe në popullit e saj.

Një fjalë rasti mbajti edhe kryetari i Komunës Qëndron Kastrati, i cili falënderoi donatorët dhe Myftiun Tërnava për këtë investim kaq të madh për Kamenicën."U jemi shumë mirënjohës Emirateve të Bashkuara Arabe, për gjithë investimet që kanë sjellë në Kosovë e së fundmi edhe në Kamenicë. Objekti i Gjinekologjisë, Pediatrisë e Urgjencës, ndërtimi i këtij objekti, hapja e puseve e ndihmat për fëmijët jetimë të komunës sonë vijnë pikërisht nga këto shtete.Duke na ndihmuar kështu të rregullojmë mirëqenien e qytetarëve tanë e duke i mbështetur në të gjitha format." tha ai.Myftiu Tërnava duke marrë fjalën falënderoi donatorin nga Dubai dhe organet komunale për bashkëpunimin. Me këtë rast duke iu drejtuar të pranishmëve shprehu falënderime për delegacionin e kryesuar nga dr. Mirza As Saeg, për investimet që po bëjnë në ngritjen e infrastrukturës së BIRK-ut."Nga ana e tij, dr. Mirza As Saeg shef i EBA dhe njëherësh kryetar i fondacionit "Al Maktoum" në emër të delegacionit falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen duke konfirmuar qëndrimin zyrtar të EBA-së dhe vazhdimësinë e përkrahjes së Kosovës, si dhe cilësoi marrëdhëniet mes dy vendeve si të shkëlqyeshme.

Më pas vizituan objektin e selisë së KBI-së së Kamenicës, i cili është një objekt modern dhe është një objekt që ofron kushte më të mira dhe më komode për punë, si dhe po ia shton bukurinë qytetit të Kamenicës me pamjen e saj, plani i tij është njëri ndër më të rrallët në Kosovë. Kryerja e të gjitha punimeve të saj janë kryer me një cilësi dhe standard të lartë. Objekti përbrenda ka zyra adminstrative, librari, qendër kulturore, lokale afariste etj, ndërsa jashtë saj ka parking të mjaftueshëm për automjete, stazën për biçikleta, trotuarin e saj përcjellës për këmbësorë etj. Në fund u dhanë edhe disa mirënjohje për Myftiun Tërnava dhe për mysafirët.






## Përurimi i objektit vakëfor për KBI-në e Kaçanikut



Kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë dhe delegacioni i kryesuar nga dr. Mirza As Saeg; më 26 shkurt në mënyrë solemne përuruan objektin vakufor për Këshillin e BI-së së Kaçanikut.

Në pritje të tyre ishte kryetari i KBI-së së Kaçanikut Fidaim ef. Fazliu, i cili u dëshiroi mirëseardhje mysafirëve duke i njohur ata me jetën fetare dhe me veprimtarinë që po bëhet nëpër xhami të Kaçanikut.

Kurse Myftiu Tërnava shprehu falenderime për donatorin nga EBA në krye me dr. Mirza As Saeg nga Dubai për këtë donacion duke lutur të Madhin Zot që me xhenet t'i shpërblejë. Nga ana e tij, dr. Mirza As Saeg, shef i kabinetit të ministrit të Financave të Emirateve të Bashkuara Arabe( EBA) dhe njëherësh anëtar i fondacionit "Al Maktoum" u shpreh se ndihej i kënaqur me punimet që janë bërë këtu duke theksuar se tanimë me BIRK-un kanë raporte besueshmërie dhe që do të vazhdojnë bashkëpunimin edhe për projekte të tjera. Më pas, vizituan hapësirat objektin vakëf të ndertuar për nevoja të KBI-së së Kaçanikut, i cili është një objekt modern dhe që ofron kushte të mira dhe më komode për punë, si dhe po ia shton bukurinë qytetit të Kaçanikut.

## Myftiu Tërnava priti në takim delegacionin e lartë nga qeveria e EBA-së



Më 27 shkurt, kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë priti në takim delegacionin e kryesuar nga dr. Mirza As Saeg, shef i kabinetit të ministrit të Financave të Emirateve të Bashkuara Arabe( EBA) dhe njëherësh anëtar i fondacionit "Al Maktoum". Në mënyrë solemne përuruan projektin –ndërtesën e Këshillit të BI-së së Kamenicës.

Me këtë rast, Myftiu Tërnava i dëshiroi mirëseardhje delegacionit nga EBA dhe e falënderoi për vizitën duke e njohur me organizimin e BI-së së Kosovës.

Myftiu Tërnava falënderoi, përmes dr. Mirza As Saeg, qeverinë dhe popullin e EBA-së për ndihmën që i ka ofruar Kosovës gjatë dhe pas luftës si dhe për lobimin që bën EBA-ja që shteti ynë të njihet edhe më shumë në skenën ndërkombëtare si dhe për integrimin e Kosovës në mekanizma rajonalë dhe në ata ndërkombëtarë.

Ai më pas edhe një herë shprehu qëndrimin dhe angazhimin që ka BIRK-ut që Kosova të jetë një vend i

qetë, ku të gjitha komunitetet fetare të jetojnë në paqe, dashuri dhe me respekt të ndërsjellë

"Ne shprehim konsideratën tonë ndaj Emirateve të Bashkuara Arabe për përkrahjen që i ka dhënë Kosovës gjatë ngjarjeve më të rëndësishme për lirinë dhe për shtet ndërtimin e saj.– tha ndër të tjera Myftiu Tërnava.

Myftiu Tërnava po ashtu vlerësoi lart bashkëpunimin me shtetin mik të EBA-së, duke theksuar ndihmën në shumë fusha si në jetën ekonomike, kulturore, sociale, edukative dhe për këtë ndihet falënderues dhe mirënjohës për popullin dhe për qeverinë e Emirateve që po ndihmojnë në ngritjen e infrastrukturës dhe në realizimin e shumë projekteve të BIRK-ut..

Nga ana e tij, dr. Mirza As Saeg, shef i kabinetit të ministrit të Financave të Emirateve të Bashkuara Arabe( EBA) dhe anëtari i fondacionit "Al Maktoum" gjatë fjalës së tij përcolli selamet e shejh Hamdan Al Rashid i cili ka vëmendje të veçantë për Kosovën dhe popullin e saj. Ai veç të tjerash tha se Qeveria e EBA-së ka vendosur Kosovën në krye të shteteve që meriton ndihmën, me udhëzimet e EBA-së ne e shikojnë Kosovën si shtet mik dhe ndjekin nga afër situatën dhe gjendjen nëpër të cilën po kalon Kosova, marrëdheniet po fuqizohen, që na shikojmë me një shikim vëllazëror, ky është një fillim i vogël, premtoi se do të angazhohen edhe për projekte të tjera dhe për intensifikim të vizitave mes dy qeverive. Ai ka theksuar se Myftiu Tërnava dhe BIRK-u gëzojnë mbështetje të madhe në qeverinë e EBA-së dhe në popullin e saj.

## Vizita në KBI-në e Shtimes



Më 27 shkurt, kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë dhe me delegacionin e kryesuar nga dr. Mirza As Saeg, vizituan selinë e Këshillit të BI-së së Shtimes dhe xhaminë e Lagjes të ndërtuar nga fondacioni "Al Mektoum". Me këtë rast, në pritje të tyre ishte kryetari i KBI-së së Shtimes Skender ef. Baftiu, i cili u dëshiroi mirëseardhje mysafirëve duke i njohur ata me jetën fetare dhe me veprimtarinë që po bëhet nëpër xhami të Shtimes dhe falënderoi Myftiun Tërnava dhe EBA-në për investimet që bënë për KBI-në e Shtimes. Me këtë rast, po ashtu Myftiu Tërnava falënderoi delegacionin e EBA-së nëpërmjet dr. Mirza As Saeg, qeverinë dhe popullin e EBA-së për ndihmën që i ka ofruar Kosovës gjatë dhe pas luftës si dhe në lobimin që bën EBA-ja që shteti ynë të njihet edhe më shumë në skenën ndërkombëtare si dhe për integrimin e Kosovës në mekanizma rajonalë dhe në ata ndërkombëtarë.

Kryemysafiri në xhaminë "Lagjja e Pajtimit" mbajti edhe një ligjeratë të shkurtër para xhematit duke ëmuar vlerën e diturisë dhe të bamirësisë. Më pas vizituan hapësirat e objektit seli, të ndërtuar për nevoja të KBI-së së Shtimes, i cili është një objekt modern dhe ofron kushte të mira për punë, si dhe po ia shton bukurinë qytetit të Shtimes. Ai ka theksuar se Myftiu Tërnava dhe BIRK-u gëzojnë mbështetje të madhe në qeverinë e EBA-së dhe në popullin e saj.



## Vizita në KBI-në e Pejës



Kyetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë dhe me delegacionin EBA-se i kryesuar nga dr. Mirza As Saeg, vizituan Këshillin e BI-së së Pejës dhe disa objekte vakëfore, të ndërtuara nga fondacioni "Al Maktum". Me këtë rast në pritje të tyre ishte kryetari i KBI-së së Pejës Musli ef Arifi, i cili u dëshiroi mirëseardhje mysafirëve duke i njohur ata me jetën fetare dhe me veprimtarinë që po bëhet nëpër xhami të Pejës dhe falënderoi Myftiun Tërnava dhe EBA- në për investimet që bënë për KBI-në e Pejës. Me këtë rast, po ashtu Myftiu Tërnava falënderoi delegacionit e EBA-së, nëpërmjet dr. Mirza As Saeg, qeverinë dhe popullin e EBA-së për ndihmën që i ka ofruar Kosovës gjatë dhe pas luftës si dhe në lobimin që bën EBA-ja që shteti ynë të njihet edhe më shumë në skenën ndërkombëtare si dhe për integrimin e Kosovës në mekanizma rajonalë dhe në ata ndërkombëtarë. Nga ana e tij, dr. Mirza As Saeg theksoi se ndihet i nderuar nga pritja tepër vëllazërore nga Myftiu Tërnava dhe bashkëpunëtorët e tij duke premtuar se do të ndihmojë edhe për projekte të tjera.

## Takim me kryetarin e Skënderajt Bekim Jashari

Më 27 shkurt, kyetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë dhe me delegacionin e kryesuar nga dr. Mirza As Saeg, shef i kabinetit të ministrit të Financave të Emirateve të Bashkuara Arabe( EBA) dhe njëherësh anëtari i fondacionit "Al Maktoum", u pritën nga kryetari i Komunës së Skenderajt, Bekim Jashari. Ai fillimisht u dëshiroi mirëseardhje mysafirëve dhe i njohu ata me zhvillimet në komunën e Skenderajt si dhe me klimën e mirë dhe me bashkëpunimin tepër të frytshëm që kanë komunitetet fetare dhe me bashkëjetesën si karakteristikë të shqiptarëve.Ai po ashtu potencoi edhe kontributin e madh që ka dhënë EBA-ja para dhe pas luftës në fushën e arsimit, sigurisë dhe të projekteve të ndryshme anekënd vendit.

Në shoqërim të mysafirëve ishte edhe kryetari i Këshillit të BI-së së Skenderajt Ibrahim ef.Hoti, i cili falënderoi Myftiun Tërnava dhe fondacionin "Al Mektum" për ndihmën dhe për përkrahjen e vazhdueshme në realizimin e një sërë projektesh për KBI-në e Skënderajt.

Nga ana e tij, dr. Mirza As Saeg theksoi se ndihet i nderuar nga pritja tepër vëllazërore nga Myftiu Tërnava dhe zyrtarët e BIRK-ut. Ai vlerësoi sakrificën e familjes Jashari për liri dhe pavarësi. Ai gjatë vizitës komunës së Skënderajt premtoi se çdo kërkesë do t'ua përcjellë autoriteteve më të larta të EBA-së për aprovim sa më të shpejtë dhe se populli i EBA-së është mik i Kosovës.

Myftiu Tërnava dhe delegacioni po ashtu gjatë qëndrimit në Skënderaj vizituan kompleksin memorial të varrezave të Jasharëve në Prekaz, ku edhe bën lutje e dua për ta.



## Myftiu Tërnava dhe delegacioni nga EBA u pritën nga zyrtarët qeveritarë

Po më 28 shkurt, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef Tërnava dhe Mirza As Saeg, shef i kabinetit të ministrit të Financave të Emirateve të Bashkuara Arabe dhe njëherësh edhe anëtar i fondacionit "Al Maktoum" nga Dubai, u pritën në takim nga zv/kryeministri i Kosovës Haki Abazi dhe ministri i Financave Besnik Bislimi. Në këtë takim folën për mundësinë dhe për format si të thellohet edhe më shumë bashkëpunimi mes dy vendeve si dhe për mundësitë e investimeve nga EBA-ja në Kosovë.



## EBA-ja premton ndihmë të vazhdueshme për BIRK-un dhe për projekte të ndryshme për Kosovën

Më 28 shkurt, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Naim ef.Tërnava dhe Mirza As Saeg, shef i kabinetit të ministrit të Financave të Emirateve të Bashkuara Arabe dhe njëherësh edhe anëtar i Fondacionit Al Maktoum nga Dubai, kanë mbajtur konferencë për medie. Temë e kësaj konferencë ishte marrëveshja dhe bashkëpunimi mes EBA-së dhe BIRK-ut, gjegjësisht Kosovës. Në hapje të saj, Myftiu Tërnava falënderoi Emiratet e Bashkuara Arabe për mbështetjen e vazhdueshme për Kosovën në çdo etapë të saj, duke përkujtuar se EBA-ja është shteti i parë arab qe e ka njohur shtetin e Kosovës dhe ka përkrahur Kosovën në anëtarësimin e saj në të gjitha mekanizmat ndërkombëtarë. "Dëshiroj të falënderoj shtetin mik, Emiratet e Bashkuara, popullin dhe veçanërisht ministrin e Financave të EBA-së shejh Hamdan bin Rashid, që qëndruan gjithmonë pranë popullit të Kosovës. Neve na kujtohet para 20 vjetëve kur populli i Kosovës u dëbua dhe ne nuk harrojmë ndihmën kur EBA-ja dërgoi ndihma dhe u kujdes për të dëbuarit nga Kosova për në Shqipëri dhe në Maqedoni, gjithashtu marrjen pjesë të ushtrisë së Emirateve me misionin e NATO-s, që qëndruan rreth 2 vjet në Vushtrri"-tha myftiu Tërnava, duke potencuar se ata kanë bërë shumë në ngritjen infrastrukturore të BIRK-ut dhe se kjo nuk do të mund të bëhej pa mikun e madh të Kosovës dr. Mirzanë, i cili dëshiron të kontribuojë për Kosovën, ai e do Kosovën dhe i jam shumë mirënjohës.

Nga ana e tij, Mirza As Saeg foli për marrëdhëniet e shkëlqyeshme në mes të shtetit të Kosovës dhe Emirateve të Bashkuara Arabe. Ai ka shprehur lëvdata për popullin e Kosovës, duke e quajtur dashamir dhe për këtë tha se ndiejnë obligim për të vazhduar bashkëpunimin dhe ndihmën."Myftiu i nderuar sqaroi shumë gjera qe i ka bërë shteti arab për Kosovën, ne ndiejmë obligim të vazhdojmë të punojmë në këtë vend, ky është një obligim që na obligon feja jonë, ndërgjegjja jonë". Ai më pas tha se gjatë 3 ditëve ka parë atë që po bën Bashkësia Islame e Kosovës, gjë që e shtyn të vazhdojë mbështetjen, që kanë vizituar shumë komuna në Kosovë dhe vende të ndryshme ku Bashkësia Islame ka plan investimi"- tha z.Saeg.

Saeg premtoi investime në 3 projekte të ndryshme si dhe në trajnimin e grave për rrobaqepësi, produktet e të cilave do të shiten në Emiratet e Bashkuara. "Dje kam mësuar për tri projekte të cilat janë të arsyeshme për t'u përkrahur në Pejë, një vakëf për BIRK-un dhe 2 në Skënderaj.

Ata premtuan se, për projektet që u janë dorëzuar atyre, do t'u përgjigjen pozitivisht dhe se kanë një besim të madh në Myftiun Tërnava dhe në BIRK-un, që i vlerësoi si shumë të sinqertë në punë dhe në veprime. (R.S).



# Bereqeti në Gjakovë vazhdon t'i ndihmojë skamnorët



Më 3 shkurt, shoqata humanitare "BEREQETI", organ i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovë, dega në Gjakovë, vazhdon aktivitetin e saj humanitar. Bereqeti ka shpërndarë 50 pako ushqimore për familjet skamnore. Koordinatori i degës së Bereqetit në Gjakovë, Abdurrahman ef.Bejtullahu tha se kjo iniciativë u realizua falë njerëzve vullnetmirë, të cilët na ndihmojnë vazhdimisht ne si Bereqet. Këto pako që po i shpërndajmë përmbajnë gjëra ushqimore dhe higjienike dhe secila pako është në vlerë prej 40 eurosh. Ne falënderojmë donatorët vendorë, por edhe mërgimtarët tanë që po na e besojnë që ne t'i ndihmojmë këta skamnorë. Ne po mundohemi që t'u dalim në ndihmë familjeve në nevojë pasi që e dimë që jemi në muajt më të ftoftë të vitit. Këtu edhe 40 familje i kemi ndihmuar me dru për ngrohje. Një nga përfituesit e këtyre ndihmave është edhe Leonora Berisha, e cila tha se po u ndihmon shumë dhe vazhdimisht shoqata "Bereqeti".

Shoqata "Bereqeti", dega në Gjakovë, përgjatë vitit të kaluar ka regjistruar mbi 1200 familje që ndihmohen kohë pas kohe. (R.S).

# Mualimja nga Prishtina, Mihane Goga, ligjëroi në Medresenë e Podgoricës

Më 4 shkurt, Medreseja "Mehmed Fatih"në Podgoricë, me rastin e Ditës Botërore të Mbulesës, organizoi program për femra me temën "Edhe me mbulesë drejt qëllimit". Programi filloi si zakonisht me pjesë nga Kurani i Madhëruar, duke vazhduar me poezi, monolog, dramë dhe ilahi të përgatitura nga nxënëset e medresesë. Të ftuar të veçantë kishin mualimen nga Prishtina znj. Mihana Goga, e cila mbajti ligjëratën në po këtë temë. Ajo, fillimisht falënderoi drejtorin e Medresesë, Fuad Ćekić si dhe përgjegjësen e Medresesë së vajzave, znj. Brunilda Kajoshaj për ftesën. Duke folur për mbulesën, mualimja Mihana Goga, përveç të tjerash tha: "Të jesh e mbuluar nuk do të thotë mbyllje brenda katër mureve, mbulim i mendjes, por do të thotë shoqërim me mbarë gjithësinë. Nuk do të thotë mosemancipim, por do të thotë t'i qëndrosh pranë shoqërisë në të mirë dhe në vështirësi. Të jesh e dobishme dhe e parrezikshme për ta. Të jesh e mbuluar nuk do të thotë analfabetizëm, por do të thotë njohje e Krijuesit dhe diturive universale. Do të thotë zhvillim dhe përparim i mendjes dhe jo zhveshje e trupit." Ligjërata e saj u përkthye në gjuhën boshnjake nga profesoresha e Medresesë Fahreta Giliq. (B.Z).



## Organizimi i Umrës së radhës



Më 19 shkurt, nën organizimin e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, u nis grupi i radhës për kryerjen e Umres. Gjatë ditëve sa do të qëndrojnë, ata do të vizitojnë vendet e shenjta në Mekë dhe në Medinë. Këtij grupi i prin Vedat ef. Sahiti, drejtor i Zyrës së Haxhit dhe të Umres.

Gjatë qëndrimit në qytetin e Medinës, grupi i umrexhive kosovarë, përpos xhamisë dhe varrit të Pejgamberit a.s., ata kanë vizituar edhe disa vende të tjera historike. Ndër to përmendim kodrën e Uhudit, Mesxhidu Kibletejn-in, Mesxhid Kuba-në etj. Ata sot janë nisur për në Mekë për të kryer umrenë. Umreja është organizuar nga Drejtoria e Haxhit dhe Umres të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës dhe grupit i prin Vedat ef. Sahiti, drejtor i Zyrës së Haxhit dhe të Umres.

## Bashkësi Islame e Kosovës u dhuroi libra tri bibliotekave të Ulqinit



Më 21 dhe 22 shkurt, delegacioni i BIK, i udhëhequr nga drejtori për kulturë dhe veprimtari botuese, mr. Ramadan Shkodra, dhe në përbërje të Rexhep ef. Lumës, Agim Gashit dhe Bashkim Mehanit, vizitoi Malin e Zi, me qëllim të dhurimit të 104 botimeve të BIK-ut për pesë biblioteka atje.

Ata u pritën nga zv. Reisi i Bashkësisë Islame të Malit të Zi, Omer ef. Kajoshaj me bashkëpunëtorë.

Fillimisht librat iu dhuruan bibliotekës së Medresesë "Fatih" në Tuz, ku u bë një promovim para nxënëve të saj, pastaj bibliotekës së qytetit të Ulqinit, bibliotekës së Rijasetit të Malit të Zi, Mexhlisit të Ulqinit dhe në fund edhe bibliotekës së qendrës kulturore në Katërkollë.

Në tri takime të ndara, para dhurimit të botimeve, drejtori Shkodra i njohu të pranishmit me botimet duke i prezatuar ato me projektor, si dhe iniciativën për t'i pajisur bibliotekat e Kosovës në nivel të rajoneve, e pastaj edhe ato në trojet shqiptare, me këto botime të shtëpisë botuese "Dituria Islame", organ i BIK-ut.

Gjatë dhurimit të librave në Katërkollë, ku ishte edhe takimi qendror i këtij organizimi, të pranishëm ishin zv. Reisi Omer ef. Kajoshaj, kryetari i Mexhlisit të BI-së së Ulqinit, h. Dino Gorana, kryeimami Ali ef. Bardhi, sekretari, përgjegjësi i Qendrës Islame në Katërkollë, h. Isa ef. Aloshi, imamë, xhematli etj.

Nikoqirët falënderuan për këtë dhuratë tejet me rëndësi duke shpresuar se edhe më do të vazhdojnë urat e bashkëpunimit dhe komunikimit në të mirë të kombit tonë.

Aksioni "Libri më afër lexuesit" do të vazhdojë edhe në bibliotekat e tjera, brenda Kosovës dhe jashtë saj, në nivel të trojeve shqiptare. *(R.S).*

# 13 arë tokë i lihen vakëf KBI-së së Gjakovës

Më 22 shkurt, dhuruesi i nderuar Haxhi Islam Rexha, ka lënë vakëf 13 arë tokë për Këshillin e Bashkësisë Islame në Gjakovë. Me këtë rast, kryetari i KBI-së së Gjakovës Ahmet ef. Hoxha shprehu mirënjohje dhe falënderoi Haxhi Islam Rexhën dhe familjen e tij për këtë kontribut, po edhe për bamirësitë e tjera në të mirë të qytetarëve duke lutur të Madhit Zot t'ia shumëfishojë sevapin në dy botët." I lumtur dhe krenar qe para dorëzimit të mandatit pranova këtë dhuratë nga dhuruesi i nderuar Haxhi Islam Rexha", tha kryetari i KBI-së.



# 10 mijë franga, për ndërtimin e xhamisë në Murademë Të Prizrenit

Më 23 shkurt, Florent (Sejdi) Ademaj, nga fshati Murademë i Prizrenit, jeton e vepron në Zvicër. Por, kësaj radhe ka ardhur prej kurbetit, vetëm për këtë punë, pra për të dhënë kontributin e tij. Zoti ia shpërbleftë bamirësinë dhe ia haptë rrugët e hairit, prej nga nuk e kujton!

Florenti dhe babai i tij, Sejdia, janë të njohur për kontributin e tyre bamirës edhe në xhami të tjera e projekte të ndryshme. Kryeimami i KBI-së së Prizrenit, dr. Orhan ef. Bislimaj e falënderoi z. Florentinin dhe familjen e tij për këtë kontribut, po edhe për bamirësitë e tjera në të mirë të qytetarëve. Zot i Madhërishëm, shpërbleji të gjithë bamirësit, në dynja e ahiret dhe shumëfishoje pasurinë e tyre! Ata, janë 'margaritarë' në shoqëri! (R.S)



# Shoqata "Bereqeti" mbajti takimin e rregullt me koordinatorët e saj

Më 24 shkurt, Shoqata Humanitare Bamirëse "Bereqeti", e cila funksionon në kuadër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, mbajti takimin e rregullt me koordinatorët e saj. Në këtë takim qe i pranishëm Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, sekretari i Kryesisë Ahmet ef. Sadriu, drejtori i Shoqatës Behxhet ef. Ajvazi, si dhe koordinatorët e Këshillave të BI-së.

Fillimisht, me një fjalë rasti, koordinatorëve iu drejtua drejtori i Shoqatës "Bereqeti" Behxhet ef. Ajvazi, i cili falënderoi koordinatorët për punën dhe angazhimin e tyre për të qenë afër njerëzve nevojtarë. Ai gjithashtu falënderoi edhe gjithë donatorët që kanë ndihmuar dhe ende vazhdojnë të ndihmojnë shoqatën, në mënyrë që sado pak t'ua lehtësojmë jetën familjeve nevojtare.

Në fjalën e tij, Myftiu Tërnava falënderoi dhe përgëzoi koordinatorët për punët e tyre, duke kërkuar nga ta që edhe më tutje të jenë pranë familjeve nevojtare, me rikujtimin se ky është një mision që duhet ta çojmë në vend dhe se për këtë e lusim Zotin e Madhëruar që të kemi shpërblim. Në mënyrë që punët të ecin së më mirë, ai kërkoi



nga koordinatorët që të kenë bashkëpunim edhe më të madh, si dhe edhe njëherë konfirmoi përkrahjen dhe mbështetjen e pa rezervë të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës. Në fund të gjithë koordinatorët dorëzuan me shkrim raportin e punës për vitin 2019 në degët përkatëse. *(B.Zeqiri)*

## Rexhep Suma doktoroi në shkenca islame



Më 21 shkurt 2020, kandidati Rexhep Suma me sukses të plotë arriti që publikisht ta mbrojë temën e doktoratës në Universitetin Internacional -Fakultetin e Studimeve Islame- në Novi Pazar me titull "Urtësia dhe mesatarja në thirrjen islame" me mentor Myftiun prof.dr. Mevlud Dudiç, dhe antarët e komisionit prof.dr. Adnan Ismaili dhe prof.dr. Metin Izeti, të cilët dhanë sugjerimet dhe kritikat shkencore që tema të jetë në këtë nivel akademik.

Në kapitullin e parë kandidati ka analizuar kuptimin gjuhësor dhe atë terminologjik të fjalës urtësi, mesatare (el vesatije) si dhe të nocionit da've.

Në kapitullin e dytë ka trajtuar metodologjinë tradicionale dhe moderne.

Në kapitullin e tretë: urtësinë pejgamberike dhe zhvillimi i marrëdhënieve dhe shtrirja e komunikimit me jomyslimanët

Në kapitullin e katërt: thirrjen islame përballë ndryshimeve bashkohore dhe nevojën për urtësinë dhe mesataren në fikhun e prioriteteve.

Në kapitullin e pestë: urtësia në përshkallëzimin e predikimit të fesë.

Ofrimi i studimeve të tilla ndihmon edhe studiuesit e rinj që kanë një qasje më serioze ndaj Islamit, duke flakur paragjykimet dhe opinionet negative ndaj Islamit si fe dhe si kulturë.

Patjetër që tema shqyrton edhe fikhun e objektivave të sheriatit (fikhu mekasid) duke mos lejuar që feja të kuptohet vetëm në mënyrën sipërfaqësore por të shkoqitemi dhe të ofrojmë një shpjegim të ekuilibruar. Në dritën e objektivave të përgjithshme të sheriatit dhe në dritën e rregullit fikhor që thotë: "Qëllimi është me objektivat dhe kuptimet, e jo me shprehjet dhe frazat", dhe po ashtu rregulli tjetër "Çështjet vlerësohen sipas objektivave".

Pra, kërkohet që të punohet me logjikën e ekuilibrimit të dobive kur ato paraqiten para nesh, të kemi aftësinë dhe kujdesin e të zgjedhurit atë që është më e dobishme për bashkësinë. Dr.Rexhep Sumës i urojmë shëndet dhe suksese në jetë. Anëtarët e komisionit në fund vlerësuan duke ditur rëndësinë dhe vlerën e këtij punimi në fushën e da'ves sugjeruan që të botohet dhe të jetë një referencë e mirë e studiuesve dhe hulumtuesve të ardhshëm. *(B.Mehani)*

| AUTOR: AGIM GASHI | MBULESA | FOTO | IMANI | LUMË NË LITUANI | BËN DRITË, NDRIÇON | EMËR I HUAJ MASHKULLI | AMERICI | MJET BUJQËSIE | E ÇELËT, E HAPËT | BËN RIMË | NUMRI 1 ROMAK | | FISNIZMI | RADIUMI | PËREMËR PRONOR |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| FOTO | | | | | | | | | | | | NUMËR THEMELOR / QYTET AUSTRIAK | | | |
| HERO KOMBËTAR SHQIPTAR | | | | | | | | | | | NJËSI PESHE / VEGËL MUZIKORE | | | | |
| RRIP TOKE MES DY ARAVE | | | | | | | NGJYRA E ZËRIT / IDENTITETI | | | | | | | INDUKSIONI | |
| KOPJIMI I VEPRIMIT | | | | | | | | MAJA MË E LARTË SHQIPTARE / RADIUSI | | | | | | | O.Z. |
| QYTET NË EMIRATET E BASHKUARA ARABE | | | | | | KRAHINË HEROIKE SHQIPTARE | | | | | | | | OKSIGJENI / STUDIJESET E NJË DEGE MJEK. | |
| | PËREMËR VETOR / BISEDA | | | MUAJI I KUR'ANIT | | | | | | | HEROI, KODRA | | | | |
| FJALORI SHQIPTAR | | | REPUBLIKA / FOTO | | | | | | | | | AI (fr.) / ISHULL GREK | | | VËNIE E MASKËS |
| VARIANT I EMRIT JAHJA | | | | | | | | | | | HEROI KOMBËTAR, BEJTA | | | | |
| KOMPOZITORI RUMUN, HAÇATURIAN | | | | | | | | | | | AUTORITETE, FIGURA | | | | |
| KRYEQYTETI I PERUSË | | | | | | | | | | | ISH-FUTBOLL. SKOCEZ, RAJAN | | | | |
| GRUP GJAKU | | E.Z. / INDUKSIONI | | | | | | | | | ITALIA | | OKAY / OSMANET | | |
| | LEJA / LLOJ REVOLJEJE (sh.shq.) | | | | | | | | | | SHKRIMTARI, FAN | | | | |
| GRUP GJAKU | | J.N. / DISKUTIMI I GJERË | | | | | | | | | GRIMCË E IMËT E NJË ELEMENTI KIMIK | | | | |
| EMËR FEMRE | | | | FIRMË JAPONEZE E VIDEO-LOJËRAVE | AQ SA DUHET | KONTINENT (pashq.) | RUTENIUMI | HEROI KOMBËTAR, FAZLIU | RAJON I VEÇANTË GJUHËSOR | VEND AFËR VLORËS | PYETËSE | OGANESONI (element kimik) | | | PËREMËR PRONOR |
| AKTOR I NJOHUR SHQIPTAR | | | | | | | | | | | | OGANESONI | | | |
| E BARABARTA | | | | | | | | | | | PJESË E DITËS / EMËR MASHKULLI | | | | |
| KONTROLLI I NJË VEGLE | | | | | | | SHKRIMTARI GJERMAN, HESE / AUSTRIA | | | | | | | JAPONIA / TETOVA | |
| KRAHINË GREKE | | | | | | LËRIMET E TOKËS / AMPERI | | | | | | | | | TONI |
| TITANI | | | BURIM UJI | | | | E QESHUR TALLËSE | | | | | | | | |



